XHUZEPE KATAPANO

***Tat*** ()

# THOT - i FLISTE SHQIP

*Përktheu*: **QEMAL VELIJA**

**BOTIMET ENCIKLOPEDIKE**
**Tiranë 2007**

TITULLI I ORIGJINALIT :
"THOT PARLAVA ALBANESE"
BARDI EDITORE – ROMA 1984

Redaktimi, pajisja me shënime dhe punimi grafik :
Arben Xoxa



Kopertina a parme . Thoti shënon rezultatin e gjykimit (Pesha e zemrës) - *Papirusi "**Anubi**"; Muzeu Britanik, Londër*
Kopertina e pasme : ***Hermesi***, siç quhej Thoti nga grekët - statujë e Praksitelit.

Tirazhi 500 kopje  Formati 61 x 86 / 16
STASH 2204 - 84  Maj 2007

**BOTIMET ENCIKLOPEDIKE**
**Rr. Muhamet Gjollesha - Tiranë**
**Tel & fax + 355 42 / 28064**

**Arbëreshërve**

të 55 fshatrave shqipfolës të Siçilisë, Pulies, Kampanias, Molizes, Lukanias dhe Kalabrisë, me të cilët më lidh aroma e kujtimeve të këndshme, u sjell si dhuratë pashkësh këtë krijim poetik e shkencor në të njëjtën kohë, në të cilin kam synuar të dëshmoj se ***"Tre herë i madhi" Thot***, krijues i ***Shkencës së Lashtë,*** e cila nxorri dijetarët më të lartë të njerëzimit (Rama, Krishna, Moisiu, Orfeu, Pitagora dhe Platoni), fliste 12.000 vjet më parë ***arbërisht*** ose ***shqip***, ngaqë ai ishte Ilir.
U drejtoj gjithashtu një urim katër milionë shqiptarëve të Ilirisë së sotme (**Shqipërisë** dhe Kosovës)... [1]

---

[1] Në kohën e botimit të parë të këtij vepre, kjo ishte shifra zyrtare e shqiptarëve në rajonet e lartpërmendura. Sot, ky numër vlerësohet në rreth 6 milion. (shën i red)

DËSHIROJ TË KUJTOJ KËTU, ME RESPEKT TË THELLË E ME DASHURI TË SINQERTË, PROFESORIN TIM TË SHQUAR TË ARKEOLOGJISË DHE TË HISTORISË SË LASHTËSISË

SHKËLQESINË E TIJ ROBERTO PARIBENI
***Akademik i Italisë dhe Francës***

I CILI, I PAJISUR ME CILËSITË DHE DINJITETIN E ***TË INICUARIT*** TEPËR TË RRALLË E TË NJEMENDTË, MË FUTI NË TEMPULLIN E ***SHKENCËS SË SAKTË***, NË TË LARGËTIN VIT 1936, NË BULËZIM TË RINISË SIME



## PARATHËNIE

Të nderuar lexuese dhe lexues,

Ngaqë tezat që po parashtroj në punimin e tanishëm janë krejtësisht të reja, nuk e mendoj të volitshme t'ia besoj ndonjërit prej miqve të mi të shumtë - profesorë universitetesh, italianë apo të huaj, - detyrën për të pregatitur parathënien për të. Pasi më të shumtit, edhe pse më të sprovuar se unë në një apo më shumë prej disiplinave që trajtohen këtu, nuk e njohin ilirishten - shqipen (shqip apo arbërisht); ndërsa ata që e njohin nuk kanë dijeni mbi shkencën e mistertë të hieroglifeve, krijuesi i së cilës është THOT-TAT- HERMES.

Për këtë arsye, kam vendosur ta marr vetë përsipër pëgjegjësinë që ta shkruaj atë, sa më shkurt. Fillojmë nga titulli i veprës: ***Thot-i fliste shqip***.

Cili është kuptimi i këtij pohimi dukshëm të guximshëm, të rrezikshëm? Do të përpiqem ta shpjegoj menjëherë.

Hulumtimet skrupuloze që kam kryer me ndihmën e sistemit kritik të krahasimit shkencor të *rrënjëve* të shumë gjuhëve tepër të lashta, si "**ESKUERA**" baske (**E-SHKUERA** do të thotë, në shqip, pikërisht: gjuha e *së shkuarës*); **shqipes**; gjuhëve **hitite**, **hebraike**, **arabe**, **aramaike** dhe të tjerave, veçanërisht e gjuhës ***kopte*** - gjuhës liturgjike të të krishterëve të Egjyptit; si edhe studimet shumëvjeçare të rendit filozofik, teozofik, historik-arkeologjik, etnografik, mitologjik, matematik, kimik, fizik, natyralist, - *më kanë çuar në përfundimin se duhet përmbysur tradita*, që e paraqet *qytetërimin nilotik* si një *fryt kryqëzimesh*, - në fillim mes racës *lëkurëkuqe* dhe *të zezë,* kurse më pas si kryqëzim i frytit të kësaj *"përzierje" të parë*, me racën *e bardhë* dhe *të verdhë*.

* * * * *

Pasi kisha qëndruar gjatë, në përsiatje të thellë, në të madhërishmen dhe të shenjtën *Thëna (Teba)* [1], "*Arkë me njëqint porta*" - siç e përcakton dhe e përshkruan mrekullisht Homeri (***Iliada***, IX, 381-383) - , përpara Pan-Amen-*it*, vendqëndrim i Zotit Amon (emër i përbërë nga fjalët shqipe: A = At = at, baba; M = Më = nënë; On = Onë = Yn = jona, ynë (mos harroni se *Zoti Një* është mashkull dhe femër në të njëjtën kohë) ; si kisha qëndruar për një kohë të gjatë në këtë atdhe mistik të *besimit më të lashtë*, pas *inicimit* [2] *të vështirë të mendjes e të vullnetit*, arrita të kap e të përvehtësoj rrezet më të pastra të asaj *filozofie të parë shpëtimtare të botës*, *dlirësia* e së cilës tregon, në mënyrë të patjetërsueshme, të pakundërshtueshme, prejardhjen dhe natyrën e burimit të ndritshëm: ZOTIN, mendimin e Tij, të shfaqur brenda relativitetit të asaj kohe dhe hapësire, *si dritë bardhësore*.

Prandaj, mendoj se shkenca ezoterike e lashtë, e pandryshueshme sepse e saktë, e mësuar në tempujt e Egjyptit-qendër e botës - dhe e rrezatuar ngado në të gjitha drejtimet, është me origjinë *bòreale* [3], pikërisht ashtu siç e *cilëson* ai mbiemër tepër i lashtë, i mbijetuar prej gjuhës së parë amë.

---

1) Thëna dhe jo Theva, ndonëse që të dy termat rrjedhin nga e njejta fjalë, nga folja shqip *thom – them* : flas,lajmëroj,etj; prej nga ka ardhur mbiemri Thëna (e thëna) – Fjala, shfaqja dhe shpallja e mendimit të Zotit nëpërmjet gjuhës njerëzore.

2) *Iniziazione - inicim* : term me prejardhje fetare, i njejtë në të gjitha gjuhët me origjinë latine, që emërton ritualin nëpërmjet të cilit kandidati (zakonisht fëmijë apo adoleshent) ushtrohet me normat dhe kushtet për të fituar një status të caktuar fetar. Në kuptimin e përgjithshëm : përvehtësimi i normave, koncepteve dhe mënyrës së veprimit që përbëjnë kushtin për të qenë pjestar i një besimi, organizate, shoqërie (shpesh të fshehtë), etj. Ka pra edhe kuptimin e hyrjes (me ndihmën e një "udhërrëfyesi") në botën e mistereve apo sekreteve. Meqenëse në shqip nuk kemi një term që t'i përgjigjej saktësisht, mendojmë se duhet lenë ashtu. (shën. i red.).

3) Edhe gjuha frënge e ruan rrënjën "bore" në kuptimin " e bardhë". Në fakt, francezët thonë "rache blanche ou borenne". Në italisht "borea" (bora) quhet era e veriut,duke iu referuar Veriut, maleve plot dëborë prej nga zbritën paraardhësita tanë që populluan gradualisht Europën. Referimi i parë pra është pikërisht bora / dëbora, që shoqërohet me kuptimin pasardhës të të ftohtit që karakterizon rajonin ku bora është e përjetshme. (shën. autorit)

Gjithashtu në shqip, në të folurën e detarëve por edhe të disa zonave bregdetase, era e ftohtë e veriut quhet pikërisht *bora* (kur shoqërohet me dëborë apo shi të ngrirë) – shën. red.

Në të vërtetë etimoni [1] *borea* vjen nga *borë* - fjalë ilire – shqipe, e cila përgjithëherët [2] ka patur dhe ka ende sot kuptimin *dëborë*, përgjithëherët njësohet me bardhësinë, me dritën e bardhë të përhapur; ezoterikisht [3] - me *dlirësinë e zemrave*.

Prandaj mbiemërzimi, në rastin e racës sonë, nuk i referohet ngjyrës së lëkurës - që nuk është e bardhë, por më tepër trëndafili e zbehtë e praruar, nganjëherë me prirje drejt të zeshkës -; por *bardhësisë së papërlyer* të dëborës, që përjetësisht mbulon malet e larta; prej të cilëve, në kohë mjaft të largëta dhe me valë, zbritën paraardhësit tanë duke pushtuar pak nga pak të gjitha trevat e Europës dhe shumë pjesë të Azisë.

Edhe *arianët* i përkasin këtij soji të lashtë dhe emri që i cilëson ka përsëri etimonin e vet në fjalët ilirishte-shqipe:

a) Ar-i = ar;

b) Arë = të korra, elb, grurë; për të shprehur dy gjëra:

1) Ngjyrën e flokëve verdhanë dhe ngjyrimin e artë të lëkurës;

2) Verdhimin e të korrave : të grurit, prej të cilit nxirrej buka e përditshme (e virgjër, natyrale), aq e nevojshme për jetën sa edhe drita e bardhë natyrale. Këto ngjyra, shprehje e niveleve të ndryshme të vibrimit të valëve dritësore, simbolizojnë kushtet dhe pikësynimin e natyrshëm të njeriut, i njejtë për të gjithë: *mirësinë*; por vijimësia e të cilit ***është e lehtë vetëm për të paktit, tepër e vështirë për të shumtit***. Kjo do të thotë, siç na mëson qartë THOT-i, se ***jeta është ligj i sakrificave*** dhe që për t'u përfshirë si melodi *kryesore* në kompozimin e harmonishëm të gjithësisë, duhet ditur si të ushtrosh forcë mbi vetvehten, duhet ditur si të mirëpërdoret *kontrapunktistika* hyjnore, ligj i pagabueshëm i *matematikës ezoterike*, kumtuar fillimisht nga **Thoti** në tempujt e faltoret e Egjyptit,

---

1) etimon – kuptimi i parë dhe thelbësor i një termi, fjala-rrënjë që ka shërbyer për formimin e një termi të caktuar. (shën. i red.)

2) në kuptimin e diçkaje që ka ekzistuar përherë, që nga fillimi e deri më sot, përjetësisht e pandryshuar (shën. i red.)

3) Në "Nuovissimo Dizionario della Lingua Italiana" – Fabbri Editori 1981, termi "esoterico" shpjegohet kështu (perifrazojmë) : "që i referohet gjërave jo shumë të larta e të thella, pra që mund të kuptohen nga publiku, siç ishin psh doktrinat që filozofët e lashtë u mësonin dishepujve të tyre në mënyrë të kuptueshme, të thjeshtëzuar ". Në të vërtetë, na duket se termi "ezoterik", në këtë vepër por edhe gjetiu, përdoret pikërisht në sensin e kundërt, domethënë si një kuptim i thellë por i fshehur, që duhet zbuluar pas kuptimit të thjeshtë apo primar. (shën. i red.)

dhe më pas nga dishepujt e tij: **Hosarsiphi** (Moisiu) tek Hebrenjtë; **Pitagora** tek Kalabro-Lukanë-Sikulë-Puljezët; **Platoni** tek Grekët. Kjo disiplinë kërkonte një periudhë të gjatë studimi, ushtrimesh, provash tepër të vështira dhe përsiatjesh (22 vjet), pas të cilave ithtari ishte në gjendje të ngrihej nga toka lart në yje; prej nga edhe vjen fjala e urtë: ***Per aspera ad astra***[1].

Në këtë doktrinë flatron koncepti i *finalitetit*, i shkoqitur me dukshmëri të mrekullueshme, në *harmoninë e rruzujve*, në të gjitha *shfaqjet* e gjithësisë, nga trupat qiellorë më të pamatë e të largët deri tek *elektroni* dhe *protoni*, thërmija pambarimisht të vogla, përbërës të atomit, ndarjes më të vogël të materies që hyn në ndërthurje duke i ruajtur vetitë kimike të elementëve të veçantë.

*Harmonia e rruzujve*, teori e perceptuar në mënyrë mbishqisore nga **Pitagora** (vërtetimit shkencor të së cilës Kepleri i kushtoi gjithë jetën), ka magjepsur për dymijë vjet mendimtarët dhe studiuesit më të mëdhenj të njerëzimit.

Kjo teori *muzikale* e doktrinës së Thotit është e mbushur me shpirt, gjykim e mendim; me vizatime dhe detaje, e, për këtë arsye, plot me *teleologji*.

Shumë shkencëtarë modernë, të cilët kanë arritur caqe të papërfytyrueshme të dijes, duke u gjendur, ndoshta kundër dëshirës, në kufijtë e *metafizikës*, përballë këtij realiteti të epërm, provojnë një ndjesi *përhumbje*, që do të ishte më mirë të quhej *magjepsje*, të cilën vetëm kryelartësia fodulle i pengon që ta shfaqin dhe që të mos i bashkangjiten, siç do të ishte me vend, korit të pandërprerë të zërave të pafund, e megjithatë të lidhur harmonishëm, që përsërisin pa u lodhur "GLORIA TIBI, DOMINE"[2] që kur s'mbahet mend.

Pikërisht për raste të tilla, **André Lvof** dhe **Zhak Monod** vunë në dukje me mendjemprehtësi:

"Këta shkencëtarë sillen me finalitetin apo teleologjinë (që dëshmon transhendencën), si do të silleshin me një grua, pa të cilën s'bëjnë dot, por me të cilën nuk dëshirojnë të shfaqen në publik".[3]

---

1) Prej vështirësisë tek yjet ( shën. i përkth.)

2) LAVDI TY O ZOT ( shën. i përkth.)

3) Alfred Kastler (Nobelist) *"Kjo lëndë e çuditshme"*, *Mondadori* 1976)

Unë, pavarësisht nga bindjet fetare dhe besimi prej *katoliku apostolik roman*, ndërsa thellohesha në studimin e kimisë *organike dhe të biologjisë*, zbuloja personalisht, se në *qelizën e gjallë*, fillimi i *çdo qenie është detyrimisht* me origjinë dhe natyrë *transhendentale* [1].... Dhe ndonëse disa ngjarje të pakëndshme (në dukje të paparashikueshme dhe përgjithësisht konsiderohen si "*rastësi*" apo "*fat*" i prapë, pra si *të pashmangshme)*, dukej se do t'i dërmonin e do t'i asgjësonin energjitë e mia fizike dhe shpirtërore, idealet dhe shpresat e mia, planet dhe skicat e mia të detajuara; unë u mbështeta pikërisht tek ajo *Transhendencë hyjnore që gjendet brenda nesh* dhe në sajë të inicimit intelektual që kisha marrë në rini dhe që kish vijuar përgjatë gjithë jetës sime; në sajë *mbi të gjitha*, të përqëndrimit në shkallën më të lartë të VULLNETIT, arrita t'i jap zgjidhje, *nëpërmjet zbërthimit ezoterik*, të famshmes *teoremë të Pitagorës*, që ky e kish mësuar në shkollën e *Thotit*, në tempujt e Tebës apo Menfit. Kështu *munda të shndërroj mposhtjen kërcënuese në fitore*; apo në raste të tjera arrita të prapësoj vetë vdekjen që përparonte *pamëshirshëm* drejt meje, jo gjithmonë nën pamjen fodulle të egër, si përgjithësisht mendohet, por edhe nën pamjen e një femre të bukur, mbështjellë me tyl mëndafshi të tejdukshëm, që ia përvijonte format e përkryera regëtitëse, duke i kthyer në drita e hije magjepsëse, të cilat nuk mund të mos i verë re kushdo që zotëron plotësinë e shqisave.

Prandaj e mohoj, qoftë sepse *e njoh çështjen por edhe prej përvojës vetiake*, *pa-parishikueshmërinë* dhe *pashmangshmërinë* e ngjarjeve; koncepte që dëshmojnë vetëm *dembelizëm mendor dhe mungesë vullneti*; sepse ***vidенti et volenti nihil impossibile est*** [2]. *Njeriu, i krijuar sipas shëmbëlltyrës së Zotit, zotëron një fuqi krijuese reflektive* të pamatë, e aftë për të realizuar gjëra mahnitëse dhe të jashtëzakonshme, që kanë brenda *të mrekullishmen*; ai ka të rrënjosur thellë fuqinë për të kthyer në *të mirë* të gjitha *të këqiat*, për të *shndërruar* çdo *ndodhi të papëlqyeshme* në një ngjarje *lavdie*; për t'u shkëputur nga toka e për të fluturuar përherë e më lart, me forcat e veta, drejt ndriçimit të pastër të cikleve më të larta.

[1] trashendentale – përtej kufirit të çdo njohje të mundshme. (shën i red)

[2] për syçelët dhe të vullnetshmit asgjë nuk është e pamundur (shën. i red.)

### *Teorema e Pitagorës sipas zbërthimit ezoterik*

Nga studimi i gjeometrisë kemi mësuar se **AB** quhet *hipotenuzë* dhe se **BC** e **AC** janë dy *katete*. Trekëndëshi është kënddrejtë dhe shuma e katrorëve të ndërtuar mbi katetet është i barabartë me kuadratin e ndërtuar mbi hipotenuzën:

$$\overline{AB}^2 = \overline{BC}^2 + \overline{AC}^2 \quad \text{dhe} \quad \sqrt{BC^2 + AC^2} = AB$$

Ezoterikisht, e njëjta teoremë i përket të ashtuquajturit "*fat*", që mposhtet apo nxirret jashtë loje duke përqëndruar në shkallën më të lartë vullnetin, deri sa ta bësh të përkojë me dëshirën e *Providencës*.

Shigjeta **S** në drejtim të *hipotenuzës* do të thotë se vullneti i njeriut lëviz drejt *synimit hyjnor*, që, kur përmbushet, e pajis njeriun me mjetet e fitores apo i jep çelësin *e shndërrimit*.




Kjo ndodh kur katrori i ndërtuar mbi **AD** (me vija të ndërprera), ose fuqia e re e fituar nga njeriu, duke përqëndruar në shkallën më të lartë vullnetin, *arrin të mposhtë*, të asgjësojë krejtësisht forcën e "fatit".

Edhe **Bethoveni**, *gjeniu madhështor dhe i paarritshëm i muzikës*, siç del në pah nga *Shënimet e tij biografike*, e njihte *teoremën e Pitagorës në çelësin ezoterik*; në këto shënime ai pohon vendosmërisht:

**"Jam përherë në gjendje ta kap *fatin* për brirësh e ta sundoj atë sipas dëshirës, me fuqinë e vullnetit".**

Do të ndalem në këtë aspekt të veçantë të doktrinës së *Thotit*, pasi e gjykoj si të rëndësishëm, themelor në formimin e njeriut *të fortë* (e përdor këtë cilësor në kuptimin *i plotë*, jo i mangët, "natyralisht", në asgjë), si të domosdoshëm për *ta inicuar*, që fëmijë, gradualisht, jo vetëm në gjimnastikën fizike - për t'i dhënë forcë dhe harmoni trupit, por edhe në atë të *intelektit dhe të vullnetit* (*të këtij mbi të gjitha*) - për ta bërë njeri *të vetëdijshëm*, *moral* dhe *të pushtetshëm*: të pregatitur, të kalitur, të gatshëm për tu përfshirë në shoqëri si element *i vlefshëm* (pra *i domosdoshëm dhe i dobishëm*); të aftë, sepse të pajisur me "*energjinë*" e nevojshme për të prodhuar, *me ndjenjën më të lartë të përgjegjësisë*, të mira dhe pasuri, në kuptimin më të gjerë dhe tepër fisnik të fjalës, për të shkruar emrin, ***me të drejtë***, në të madhin libër *"mastro"* të jetës.

Ky aspekt i doktrinës së *Thotit* është *ligj natyror i harmonive*, i hasur edhe nga shkenca moderne, në rendin e botës dhe të qiejve; nga atomi tek galaktikat; nga burimi më i vogël i energjisë në më të mëdhenjtë; nga *elektroni* (shprehje *femërore* e *Gjinisë*, shënuar aq gabimisht nga "modernët" me shenjën *negative* [-]; elektroni është gjithçka tjetër veç negativ jo, duke qenë *e pamatë* energjia e tij, e cila vë në lëvizje *të gjithë procesin e përftimit*) deri në kuazar.

Për këtë arsye, larg plogështisë dhe haluçinantëve, larg përtacisë dhe rrugëzgjidhjeve të rreme! Le të rivendosim, përkundrazi, me kurajo, *ligjin natyror* i cili, e përsëris, *është muzikor*, por që si i tillë kërkon doemos *mjetet e duhura*, ashtu siç janë notat në kompozimin e një *melodie të vërtetë*, siç *duhet të jetë doza e ilaçeve në mjekësi*, që ta shërojë të sëmurin.

Prandaj, të *mos* i mashtrojmë të rinjtë me mirazhe të rreme dhe mëshirë *hipokrite, helmatisëse*; por t'u shpjegojmë, me gjuhë të qartë dashurie, patjetër, por jo me ato lutjet qarramane - tipike për disa *aktorë* politikë, maniakë të protagoniz-

mit dhe vetëm në kërkim të votave, të cilët spekullojnë me sëmundjet, me dobësitë, me anomalitë, me vetë kriminalitetin, në gjueti të lavdisë së pamerituar; le *t'u themi të rinjve krejt të vërtetën*, që të mund të shohin me optimizëm të matur të ardhmen *e afërt* dhe të pranojnë me vetëdije *përgjegjësitë*; me qëllim që të ecin drejt *së mirës së tyre*, me mjete *të përshtatshme dhe të nevojshme*, (*pra të moralshme*); duke arritur mirëqenie të gjithëanshme, e cila qëndron mbi themele të shëndosha të *fitores së vështirë*, por solide. Atëhere, po, ata do të zbulonin kahjen muzikore të jetës dhe do ta gjykonin *të saktë*, entusiazte, fjalën e urtë *italike*, jo dhe aq të lashtë:

"PUNA ËSHTË POEZI" !

Në këtë pikë dikush mund të kundërshtojë: "Ç' ka të bëjë e gjithë kjo ligjëratë me titullin e veprës"?

Do të përpiqen t'ua shpjegoj...

* * *

Të gjithë e dimë, e kemi mësuar në shkollë kur ishim fëmijë, se Thoti quhej, nga Egjyptianët: "*kumtari i zotave*" apo "*shkruesi hyjnor*". Grekët e mbartën në *Olimpin* e tyre, ia ndërruan emrin në HERMES dhe, mirënjohës për shkencën e lartë që ai i kish përcjellë Solomonit, Pitagorës dhe Platonit, i dekretuan titullin "*Tre herë i madh*" (trismegjist), duke ia ruajtur thuaj të pandryshuara funksionet. Por, ia hoqën tiparet tradicionale të *ibisit* të shenjtë - *zogut simbol të shkencës* -; dhe Praksiteli i Madh, në shekullin IV p. K., apo i afërmi i tij adash, në gjysmën e parë të shekullit të dytë p.K., e gdhendi në mermer të pastër pentilik, me art dhe hir të mrekullishëm, bashkë me Dionisin, të mbështetur në një pemë, si një djalosh tepër të bukur shtathedhur, që shpreh idealin e asaj epoke të lulëzuar. Origjinali u zbulua në Olimp më 1877 dhe tashmë është ekspozuar në muzeun vendor.

*Thoti* është themeluesi i *shkencës së lashtë*, fetare sa edhe *laike*, krijuesi i muzikës, shpikësi i *lirës* dhe i shkrimit, autoritet i papërsëritshëm i *notës së duhur*, *i shenjës së saktë*, i ***fjalës së përpiktë të pagabueshme***, i ***këshillës së urtë shpëtuese***. Ai, qoftë te Egjyptianët qoftë te Helenët, kishte edhe funksionin e *ndërmjetësit, përkatësisht mes Zotit Një* – ***Atum*** *ose* ***Zeusit*** dhe njerëzve. Në Olimp, Spartë dhe Athinë

konsiderohej gjithashtu si mbrojtës hyjnor i rinisë së kushtuar *gjimnastikës fizike*; kurse në Egjypt i *gjimnastikës integrale*, që përfshinte edhe atë të shpirtit (njohje fillestare e mendjes dhe e vullnetit), pra që synon mbrujtjen e *njeriut të fortë të përkryer*: i fuqishëm me trup e mendje.

Vetëm mbi kryefjalën e fjalisë: "*Thoti fliste shqip*" mund të shkruash një traktat tepër të vëllimshëm, por nuk është kjo detyra ime. Megjithatë kjo nuk më shkarkon nga detyra për të dhënë një përshkrim në vija të përgjithshme për të, ngaqë bëhet fjalë për *udhërrëfyesin më të lartë* të njerëzimit, për themeluesin - e përsëris - të shkencës NJË[1], krejt të përplotësuar, pasi *nuk* ka mangët asnjë prej degëve apo disiplinave, të cilat përbëjnë krejt dijen.

*Thot! Cila është etimologjia e emrit të tij?*

Rast i mrekullueshëm: emri përkon përpikmërisht me kuptimin e vet etimologjik (burimor): *thot*, veta e tretë e të tashmes dëftore të foljes shqipe thom, thua, ***thot'***.

Ç' do të thotë kjo?

Ai që njeh egjyptologjinë e ka të qartë rëndësinë që kishte në lashtësi caktimi i emrit. Emri, *bërëshith*, në parim, ishte si një formulë strukture, pasi shprehte jo vetëm natyrën e brendshme, por edhe rolin (funksionin) e qenies të cilës i ngjitej; pikërisht ashtu si formula e strukturës tregon jo vetëm sasinë, por edhe rolin e elementëve në lidhjen kimiko-fizike. Për shembull, formula e papërpunuar e acidit karbonik është treguar me shprehjen $H_2CO_3$, ndërtimi apo struktura e të cilit është:

```
      / OH
O = C
      \ OH
```

Kjo paraqitje grafike është shumë e dobishme, veçanërisht në rastet e dukurisë së *izomerisë*, kur pra më tepër se një bashkime kanë të njëllojtë përbërjen kimike dhe madhësinë molekulare.

---

1) në kuptimin e së tërës unikale, tërësisë së njësuar plotësisht (shën i red)

---

*Thoti* është quajtur edhe TAT [1]. Emri i parë (Thot) shpreh *natyrën* dhe *funksionin*, pra pikërisht ato që kemi mësuar në shkollë; i dyti (TAT) tregon *ndërtimin* e tij. Në të vërtetë "TAT" përbëhet nga hieroglifet 𓏏𓄿𓏏, që fonetikisht tingëllojnë si shkronjat *t* – *a* - *t*, por kuptimi ezoterik i të cilave është ky :

𓏏 = TORË-A shqip, TORÁ hebraisht;

𓄿 (shpesh i zëvendësuar nga hieroglifi 𓇋 - i, j, y) = e kulluara Dritë Fillestare, Fillesa e Përjetshme e Jetës, ZOTI, njësoj si për Ilirët, edhe për Egjyptianët dhe Hebrejtë.

Hieroglifi fundor, i njejtë me atë të fillimit (𓏏), tregon gjithherët *ligjin*, por me kuptimin e relativitetit; pra shpreh *mënyrësjelljen* e frymëzuar nga Ligji i Parë; mënyrën se si duhet të sillet njeriu mbi Tokë, si kusht që të *arrijë qëllimin e tij natyror*: përplotësimin, *plotërinë* e *qenies*, ngritjen e sigurt drejt Qiellit.

Por, edhe duke i anashkaluar këto vlerësime, qoftë edhe vetëm vërtetimi se ***Thoti e ka ndërtuar alfabetin hieroglifik fonetik duke patur si çelës gjuhën shqipe***, domethënë duke marrë për çdo hieroglif tingullin e parë, zanor apo bashkëtingëllor, të *emrit shqip* të sendit apo konceptit të përfaqësuar, do të thotë se kam *zbuluar*, në mënyrë të sigurt dhe pa frikë përgënjeshtrimi se:

1. Zanafilla e *Ilirishtes* zbret në kohë mjaft më të hershme se ato që Historia ka përcaktuar; të dhëna që duhet të rikthehen në *neolitik* dhe ndoshta edhe në kohë të mëparshme, të afërta me origjinën e *qytetërimit të Nilit*, i cili, sipas rezultateve më të kujdesshme të hulumtimeve të fundme dhe studimeve të kryera, fillon me zhdukjen e Atlantidës (rreth 12.000 vjet më parë); epokë në të cilën duhet të vendoset pashmangshmërisht shfaqja e parë e vërtetuar e *Thotit* në Egjypt, siç arrij të shpjegoj në këtë hyrje dhe përgjatë punimit.

2. Kjo sjell si *rrjedhojë të pashmangshme* korrigjimin e të dhënave historike, korologjike, etnologjike, filologjike, me rëndësi spikatëse.

---

[1] ***Hermès Trismegiste***, Collection des Universités de France, Paris 1973

3. Të rizbulosh *Thotin* do të thotë të zgjerosh kufijtë e shkencës që, me dashje apo pa dashje, shpien pashmangshmërisht në *metafizikë*; dhe kjo është tepër e rëndësishme për njeriun e për njerëzimin. Sepse, duke rifituar pas shqyrtimit të çështjes kuptimin e vërtetë të jetës, që është në thelb me natyrë shpirtërore, njeriu do të jetë në gjendje të shijojë sërish gëzimet e shijes, aromave dhe kundërmimeve *të papërlyera*, brenda vezullimit të lavdishëm të Dritës Fillestare.

Megjithëse kanë arritur në kufijtë e *Burimit* të përdritshëm Zanafillor, tek *Gura* e ujit të Gjallë, thuajse përballë fronit të Shkakut Fillestar, shkencëtarët vazhdojnë të enden nëpër terr, "*quia Eam non comprehendérunt*" (**Io**. I; 5) dhe, të verbuar prej kokëfortësisë, të çorientuar, rrezikojnë të bien përsëri në honin kërcënues, të tërhequr nga materializmi banal. Kjo është pamja e *shkencës moderne*, rezultati i *çarjes* së hapur nga Koperniku midis *fizikës* (dijes relative) dhe *besimit* (njohjes së Zotit). Dhe në këtë *çarje* përsëritet britma kryelartë e *Luçiferrit* kundër Zotit, të xhuxhit kundër titanit, të *kalimtares* dhe *shtegtares* kundër të përjetshmit realitet thelbësor NJË, duke krijuar brenda të ashtuquajturës "*shkencë laike*" *kushte* për armiqësi ndaj jetës.[1]

*Shkenca*, që në kohët tona është bërë aq arrogante sa dhe vanitoze, *na ofron vërtet një mundësi vigane, por gjithaq groteske*! Cilën? Është gjithnjë *fizikanti i madh Hajter*, që flet:

"*Mundësinë për ta asgjësuar krejtësisht jetën mbi këtë tokë, qoftë nëpërmjet shpërthimesh bërthamore, qoftë nëpërmjet bakterieve, ndërkohë që nuk jemi në gjendje të krijojmë as edhe një qelizë të vetme të gjallë*".

Sigurisht që nuk mund të përfytyrohet një dalldi më e kobshme! Por a nuk ka qenë pikërisht kjo shkencë laike, pa Zot, ajo që ka krijuar mjetet reale për këtë mundësi?!

Por ka edhe motive të tjera shqetësuese, *të bazuara mbi të dhëna shkencore të vërtetuara*, sipas të cilave disa *ndryshime*[2] varen nga MORALI, nga interpretimi i gabuar i tij, nga

---

[1] (Walter Heiter, profesor në Universitetin e Zyrihut: "**Casualità e teleologia nelle scienze della natura**" - Zyrih 1961).

[2] (shih librin tim ***Ideali*** - *Bardi Editore* 1983 si edhe"*CANCRO*" ***di Süss-Kinzel-Scribner*** - Piccin Editore, Padova 1981)

përdorimi *non secundum naturam et consilium sexus*[1], që nuk ka të bëjë aspak me *Parimin e 7-të të doktrinës së Thotit*, të emërtuar *Parimi i Gjinisë*, mbi të cilin mbështetet, siç do të kem rast ta them më tej, e gjithë *shkenca moderne* që i përket ENERGJISË, prej asaj të atomit deri tek trupat më të pamatë të hapësirës, nga elektroni deri tek kuazari, në të tre botët e natyrës, në rrafshin fizik, qiellor, mendor, *mutacione* që kërcënojnë gjithherët *jetën*.

Nuk kisha aspak për qëllim t'i rikthehesha problemit të MORALIT, i cili në dukje nuk i përket temës së veprës; por ngaqë shenja alarmuese të *zvetënimit* të tij po vijnë edhe nga mjedise, ku *ai duhej të ishte kusht i natyrshëm*: SHKOLLA, ndjej përgjegjësinë njerëzore dhe të profesionit të dikurshëm, gjendja sociale e të cilit *nuk ka ndryshuar kurrë, shprehinë e të cilit nuk e kam flakur asnjëherë tej*, për të rngritur *fuqishëm* zërin tim me përvojë. Nëse do të konsiderohej mundësia që seksi të jepej si lëndë mësimi nëpër shkollat e mesme (kurrsesi në ato tetëvjeçare), kjo detyrë tepër delikate duhej t'u besohej *mjekëve*, profesorëve universitarë me aftësi e moral të dëshmuar, dhe *kursesi* prostitutave, *atyre që shesin trupin për parà*.

Për këtë arsye, lexoj me ndjenjë hidhërimi të thellë në gazetën ***Il Tempo*** të sotme (8 Shkurt 1984), artikullin, që po e riprodhoj këtu, mbi një manifestim të studentëve që kërkojnë nga Z. Ministër i Arsimit Publik, autorizimin për të mbajtur "në katedër" nga ana e "mësueseve", si të thuash, që rrahin trotuaret, "leksione mbi seksin".

Mos vallë bëhet fjalë për një argëtim karnavalesh, ngaqë jemi në periudhën që i paraprin kreshmës së rreptë kushtuar pendesës dhe lutjes?! Apo kemi të bëjmë me ndonjë manifestim shakator para-studentor, ngaqë ata që manifestojnë janë nxënës të viteve të fundit të shkollave të mesme, të cilët *paskan vendosur*, "*me shumicë dërrmuese*", që të marrin leksione "të ilustruara" drejtpërdrejt nga të interesuarat, pra nga prostituta profesioniste, të shpallura si "pedagoge"?!

---

[1] jo sipas natyrës dhe këshillës seksuale ( shën. i red.)

***Aspak!*** Bëhet fjalë për diçka "serioze", e cila u dashka arritur me çdo mënyrë!!!

Në të vërtetë, në artikull shkruhet (po jap tekstin e saktë): "Ministri – siç ka dalë nga diskutimi ku kanë marrë pjesë studentë, mësues dhe prostituta që synojnë katedrën – *duhet* ta rishikojë vendimin e tij dhe të lejojë I.T.C. e Kastelmaxhores që të realizojë "eksperimentin" e vet"

**Përse vallë?**

Ky pretendim ndoshta buron nga paragjykimi se duhet ecur me hapin e *"kohëve të reja"*, duke ngatërruar *ndryshimet* me *progresin*, në orvatje "djallëzore" për ta ngritur *prostitucionin* në lartësinë e degës së *shkencës*?! Term ky, që do të thotë gjithherët: "të bësh matrapazllëk me diçka që lidhet ngushtësisht me lirinë dhe dinjitetin e njeriut, *të poshtërosh*" (Fjalori ***Garzanti*** i gjuhës italiane, faqe 1352)"!

Fatkeqësisht, shumica dërmuese e studentëve të ITC të Kastelmaxhores, mësues (shpresojmë të paktë) dhe sindikalistë, të mbledhur përsëri për të diskutuar problemin "e ngutshëm", "të rëndësishëm", duket se kanë fajësuar për "*obskurantizëm*" vendimin e Ministrit të Arsimit Publik (jo më *të Edukimit*), i cili deri tani duket i vendosur që t'i ndalojë *pornoleksionet*.

Mund të pyetet, ç' lidhje ka ky problem me doktrinën e *Thotit*? Po përgjigjem.

Doktrina e këtij më të larti të udhëçelësve të njerëzimit, të "urtit të të urtëve" të të gjitha kohërave, të kaluara dhe të tanishme, *ka si synim*, siç e kam thënë më sipër, që ta bëjë të riun një *njeri të fortë*, domethënë *të fuqishëm* në trup e mendje: *Njeriu me mend vullnetfortë*, **ÀISH** dhe **AISHÀ** - terma që më vonë do t'i përdorë Bibla për të shprehur të njëjtin koncept (sipas interpretimit të mprehtë të Fabre d'Olivet) - *burrë* dhe *grua*, të aftë për fitimet më rrezëlluese *të shëndosha* dhe *të qëndrueshme në kohë*, të rendit të larmishëm, për paqen sintropike (ky term i fundit shkencor tregon fuqinë energjetike pozitive që i kundërvihet entropisë, pra *ndjenja e jetës* që *dëshiron të mposhtë vdekjen*), me qëllim që të rrënjosë paqen dhe drejtësinë shoqërore, me punë djersitëse.

Këmbëngulja për *leksione porno* të kërkuara në shkollër e Kastelmaxhores dëshmon simptomat e një epidemie të vërtetë, e cila, si rrjedhojë e interpretimit të gabuar *të lirisë dhe të së mirës* - propaganduar nga një letërsi *imorale*, nga shtypi, kinematografia, televizioni, që kanë bashkëpunuar për t'i krijuar kushtet e përligjies, - po i bën atentat jo vetëm *moralit*, por vetë institucioneve të Shtetit, gjë që spikat në dukuritë e *trazirave* shoqërore, të rebelimit ndaj detyrës, të terrorizmit dhe të zvetënimit moral deri edhe në mjedise të paimagjinueshme: nëpër universitete dhe në faltore.

Ky është *denatyrim i dukshëm i shkencës së Zotit*, i doktrinës së Shtetit dhe i dinjitetit të vërtetë njerëzor, i cili i ngre themelet mbi **L I R I N Ë**, me kushtin që kjo, për të qenë LIRIA E VËRTETË - gjendja *parësore* cilësuese e njeriut, *nuk duhet të jetë kurrsesi e zhveshur prej arsyes*, brenda së cilës bëjnë pjesë gjithashtu *thelbi dhe dinjiteti i njeriut*, dhe, rrjedhimisht E MIRA e individit dhe e shoqërisë, pasi e mirë është vetëm:

***AJO QË ËSHTË E LIDHUR NGUSHTË ME NATYRËN E QENIES***

Është e vërtetë që prostitucioni ekziston që kur s'mbahet mend; por kjo nuk pengon aspak që ta quash diçka të përbuzshme apo sëpaku një "*dobësi*" njerëzore, që *është e detyrueshme të kufizohet* me mjete të përshtatshme, duke synuar eleminimin e shkaqeve, që janë të ndryshme.

*Nuk duhet ngatërruar seksi me Dashurinë*; epshi me ndjenjën njerëzore më fisnike.

Sipas Platonit, njerëzit e quajtën Dashurinë *Eros*, pasi ka krahë; kurse perënditë e quanin *Pteros*, pasi ka vetinë për të dhënë...

Dashuria është ajo gjendje "*lindje*", për ta thënë me term kimik, në të cilën, për inkandeshencë, *e gjithë qenia fërgëllon* me ritëm pashprehshmërisht të këndshëm, të harmonishëm, magjepsës. Dashuria është ajo njohje e vetvehtes tek i dashuri, gjithherët, në të dashurin, në mënyrë të ndërsjellë; ajo dhënie e përhershme pa kërkuar ndonjëherë asgjë, përherë ndërsjelltas.

*Dashuria*, siç e ve në dukje me të drejtë Platoni, njësohet edhe me *lirinë*:

"Rrethi i lirisë zgjerohet deri në pafundësi, *kur ngjitet lart* (prandaj Dashuria ka krahë); rrëgjohet pafundimisht, sa më tepër zbret teposhtë. *Sa më tepër ngjitet,* aq më *të lirë* na bën, pasi futet në dritë dhe fitohet fuqi më e madhe për të mirën, sa më tepër teposhtet aq më skllevër na bën, pasi në çdo rënie në *të keqen* zvogëlohet kuptueshmëria e së vërtetës dhe nxënësia e së mirës".

*Dashuria e vërtetë kthjellon mendjen dhe fuqizon vullnetin*, prandaj me të drejtë është pohuar:

*AMANTI NIHIL IMPOSSIBILE EST!* [1]

Të dashurosh do të thotë, pra, *të ngjitesh, të lartësohesh, të fluturosh*; të pohosh lirinë është t'i japësh shkëlqim dinjitetit njerëzor; *prostitucion do të thotë në të kundërt të zbresësh teposhtë*, në robëri, në skllavërinë poshtëruese të ndjenjave, në mungesën më të plotë të respektit kundrejt vetvehtes dhe dinjitetit vetiak. Për këtë arsye, është *me vend* të mos përmbushen kurrsesi këto prirje devijuese! Në të kundërt, lipset të kërkohen mjetet për t'i eleminuar, për t'i rikthyer Dashurisë vlerën e saj të vërtetë të lartësuar, që është dritësim i mendjes, fuqi e vullnetit, *lavdi e zemrës.*

Me *Dashurinë* e vërtetë, gruaja dhe burri dalin nga ferri i epsheve për të riparë yjet (Dante, ***Ferri*** XXXIV, 139) dhe, pas spastrimit në purgator, do të jenë gati për t'i fituar ato, duke u ngjitur përherë e më lart (*Idem*, ***Purgatori*** XXXIII, 145); derisa, *në sajë përherë të së njëjtës Fuqi*, të rifitojnë *Parajsën*, pikësynim i natyrshëm i njerëzimit të përvuajtur, cakmbërritje dritëplotë e *pavdekësisë* së lumtur dhe, e përsëris, i arritshëm veçse në sajë të së njëjtës *Fuqi* krijuese:

"*Dashuria që lëviz diellin dhe yjet e tjerë*".
(*Dante*, ***Parajsa*** XXXIII, 145)

Danteja, Poeti *ynë* i pashoq, më i madhi ndër poetë, ishte gjithashtu ithtari më i madh e më i famshëm italian i shkencës ezoterike të *Thotit* gjatë Mesjetës.

Unë i kisha rënë në erë kësaj, të parës *gjurmë të sigurt*, atëhere kur, në moshën e rinisë së dytë, duke ristudiuar

[1] Për të dashurit asgjë nuk është e pamundur (shën. i red.)

***Komedinë Hyjnore***, më kishin tërhequr vëmendjen vargjet 133-135 të këngës XXVI të “Parajsës”:

"*Më parë sesa unë të zbrisja në ankthin e skëterrshëm,*
**I** *quhej përmbi tokë Mirësia më e lartë*
*Prej nga vjen ai gëzim plot paqe....*"

Janë fjalët eAdamit që i përgjigjet Poetit, kur ky e pyet për gjuhën *e parë* të folur mbi tokë dhe në veçanti për *emrin e parë* të dhënë Zotit.

"**I**" në doktrinën e "**Thot**"-it përfaqëson Fuqinë Krijuese të Zotit. Është vetë FJALA që, siç do të shprehet më vonë, në shekullin e parë të Krishtit, Shën Gjoni:

"*... erat Deus ... Omnia per Ipsum facta sunt, et sine Ipso factum est nihil, quod factum est*; ... (**Io** I; 2;3)".

Kjo *Fjalë*, ky *Logos*, kjo Fuqi krijuese Supreme përfaqësohet nga hieroglifi  i cili, siç do të shohim gjatë shqyrtimit të *alfabetit fonetik egjyptian*, i përgjigjet shkronjës shqipe "***i*** ".

Nga ky koncept e ky tingull, me të cilin quhej **Zoti** në gjenezë - *bërëshith*, rrjedh ***ει*** *delfike*, mbi të cilën Plutarku ka shkruar një traktat të tërë, por që në të vërtetë shqiptohej, që nga gjeneza e deri tek Dante dhe Erazmi: " ***i*** " dhe jo " ***ei*** ". Jo rastësisht, pikërisht rrënja "***i***" qëndron *e pandryshueshme* në të gjitha fjalët shqipe që përmbajnë konceptin e Dritës, me të cilën, siç do të shohim gjatë punimit, identifikohej vetë Zoti.

Në mbështetje të pikëpamjes sime në lidhje me *inicimin* e Dante Aligerit në ezoterizmin e *Thotit* apo Hermesit, risjell më poshtë një faqe të tërë nga libri i *Giuseppe Gangi-t*, “***Misteret Esoterike***”:

"Tashmë është vërtetuar se Danteja ishte njëri prej krerëve të shoqërisë së fshehtë "Besimi i Shenjtë", Urdhëri i së cilës bënte pjesë në rradhët e "Tempullarëve" (përkatësia në këtë Urdhër ishte e kushtëzuar nga sekreti më i thellë). Në Muzeun e Vjenës ruhen edhe sot dy medalione, njëri paraqet piktorin Pietro da Piza, tjetri Danten dhe që kanë të gdhendur në anën e prapme shtatë shkronja - **F.S.K.I.P.F.T.** Studiues të kombësive të ndryshme janë përpjekur ta shpjegojnë kuptimin e kësaj sigle. Më i besueshëm na duket shpjegimi i René Guénon, njërit prej studiuesve më të përthelluar të shoqërive iniciatike

mesjetare. Sipas tij, shkronjat **F.S.** do të thonë "*Fidei Sanctae*" (Besimi i shenjtë - organizatë, ku, siç kemi thënë, Dante bënte pjesë); shkronja **K** është e njëvlershme me "*Kadosh*", term hebraik që do të thotë gjithashtu "*I Shenjtë*", "I Hirësuar", i cili përdoret edhe sot e kësaj dite në *Masoneri* [1] për të emërtuar gradën (Kalorësi i Madh i Zgjedhur Kadosh); shkronjat **I.P.** kanë vlerën e "*Imperialis Principatus*"; shkronjat **F.T.** interpretohen si "*Frater Templarius*".

Sigla **F.S.K.I.P.F.T.** e shtjelluar kësisoj: *Fidei Sanctae Kadosh Imperialis Principatus Frater Templarius,* merr një domethënie të qartë, që të detyron ta konsiderosh Danten, pa asnjë lloj dyshimi logjik si "*Vëlla i Shuguruar Tempullar*" i "Besimit të Shenjtë", ithtar për ardhjen e "Perandorisë së Shenjtë" (apo "Mbretërisë së Zotit") mbi Tokë".

Gjithë *grehina*, struktura e ***Komedisë Hyjnore,*** e merr frymëzimin, shestimin nga ezoterizmi i *Thotit.* Ajo është njëherësh vepër kulturore, shkencore, filozofike, teologjike, poetike me madhështi të pakapërcyer botërore, të pashoqe; ajo përkon me *dijen e gjithësishme* të "*Trimegjistit*". Kjo këngë e madhërishme, e pakrahasueshme *intonohet plotësisht* me Dritën e FJALËS, të shumëpriturën e kumtuar parreshtur nga *Thoti* si edhe nga *Katoliçizmi i Vërtetë Tradicional - i pandryshueshëm* sepse i pavarur nga *kategoria kohë,* meqë morali i *Tij,* ashtu si *themeluesi i Tij* janë *jashtë* saj; i përket imitimit të Modelit: *Jezu Krishtit, i cili duhet ndjekur dhe jo* t'u përshtatet të ashtuquajturave "rryma të reja", që s'janë gjë tjetër veçse gjetje *të gënjeshtërta,* pretekste të rreme sipas leverdisë vetiake, mundësisht me "*miratim*" hyjnor.

Pra, pikësynimet e *Veprës* së quajtur ***Komedia Hyjnore*** janë:

1. - Nga njëra anë *evolucioni shpirtëror*: ushtrime asketizmi individuale dhe kolektive.

---

[1] nga *Masora* çifute, që shpreh kuptimin e matjes dhe drejtësisë; etimoni i saj është fjalë e gjuhës së parë: Masë (ë-ja nuk shqiptohet), që në *shqip* ka mbetur e pandryshuar, për të treguar mjetin, instrumentin matës të madhësinë dhe sasinë, kufirin, **masën**, rritjen, *gradët*, nga "*masoni fillestar*" deri tek "*Mjeshtri i Madh i Përnderuar*".

2. - Nga ana tjetër arritja e një drejtësie, të shëndetshme dhe *jo* sektare, në përputhje me *karakterin e gjithësishëm*, të shëndetshëm, të frymëzuar jo nga barazinë absolute, por nga *njëshmëria e të drejtave*, të përligjur nga një *barazi aftësish*.

Aspekti i parë vepron në rrethin e përzgjedhur të *ithtarëve*, mendimtarëve, studiuesve dhe asketëve, thuajse të huaj ndaj nevojave tokësore; tjetri synon të kthejë në të dobishme për vehte dhe për të tjerët jetën tokësore, të marrë përsipër fisnikërimin me praktika filantropike, *që kanë qëllim t'u vijnë në ndihmë* atyre që, për shkak të aftësive *më të pakta* apo për *ndodhi të mbrapshta të jetës*, bëhen prè e vuajtjeve, të çfarëdo natyre apo shkaku.

Ky *karakter i dyfishtë* – shpjegonte Thoti, shfaqur fillimisht tek FJALA dhe pastaj edhe nëpërmjet Jezu Krishtit, *gjatë qëndrimit në këtë botë*, pra jo vetëm tek FJALA, por edhe tek shembulli i Tij koherent - është me prejardhje Hyjnore: është *shtrirja, përhapja e Dashurisë*, në sajë të së cilës u krijuan gjithësia, njeriu dhe jeta mbi Tokë...

Në ***Komedinë Hyjnore*** doktrina e *Thotit* është e tejdukshme; në të përvijohen dy drejtime të ndryshme, njëri shpirtëror dhe *transhendent*; tjetri *rastësor*; i pari tepër i gjallë në asketizmin e vet përsiatës, me shpirtin parreshtur të kthyer drejt Zotit; tjetri që vepron në fushën konkrete shoqërore, i orientuar në arritjen e një mirëqënie që të bëjë të mundur, në një kohë të dytë të përafruar, evolucionin shpirtëror nëpërmjet provave të pranuara dhe të kapërcyera *me ndjenjën e detyrës* dhe të *"vëllazërisë"*, *të ndjera dhe të ndjekura në mënyrë të parreshtur*.

Kjo ishte *përmbajtja e virgjër* e "**Besimit të Shenjtë**"; ky ishte, fillimisht, pikësynimi i të gjitha shoqërive iniciatike të njohura, *Kalorësisë* dhe *Masonerisë*, prej nga e ka origjinën epiteti "*Vëllezër*" që u jepet anëtarëve të tyre - sinonim i epitetit "*Vëllezër në Krisht*" për të Krishterët. *Statuti* i të gjitha Shoqërive *iniciatike*, në themelim të tyre, *pati gjithherët* - kjo është e dëshmuar historikisht - të mirën shpirtërore, *zhvillimin apo mirëqenien shoqërore të përbotshme, plot drejtësi e dashuri.*

Por kjo, përfat të keq, solli *jo rrallë përndjekjen* dhe asgjësimin e shumë anëtarëve (të mos harrojmë *Tempullarët* dhe *mbi të gjitha dëshmorët e parë të Krishterimit*) pikërisht ashtu si *Thoti* kishte parathënë më tepër se 12 000 vjet më parë dhe siç Jezu Krishti e përforcoi me pasionin dhe vdekjen e Tij.

* * *

Filozofia e *Thotit* ngrihet mbi shtatë parime, që këtu vetëm do t'i parashtroj; meqë nuk kam as kohën dhe as hapësirën e duhur për t'i shtjelluar.

1. **Parimi i Mendorësisë (Il Principio del Mentalismo)**
"*Gjithçka është shpirtërore; gjithësia është mendore*".

2. **Parimi i Përkitshmërisë (Il Principio della Corrispondenza)**
"*Ajo që është Lart është si ajo që është Poshtë; ajo që është Poshtë është si ajo që është Lart*".

3. **Parimi i Vibrimit (Il Pirincipio di Vibrazione)**
"*Asgjë nuk është në gjendje pushimi; gjithçka lëviz; gjithçka regëtin*".

4. **Parimi i Polaritetit (Il Principio di Polarità)**
"*Gjithçka është dyshe; çdo gjë ka dy pole; gjithçka ka dy skaje; e ngjashmja dhe e pangjashmja kanë të njëjtin kuptim; polet e kundërt kanë natyrë të njëjtë, por shkallë të ndryshme; skajet takohen; të gjitha të vërtetat, në relativitet, janë gjysëm-të vërteta; të gjithë paradokset mund të pajtohen*".

5. **Parimi i Ritmit (Il Principio del Ritmo)**
"*Gjithçka rrjedh, brenda dhe jashtë; çdo gjë ka kohëzgjatjen e vet; gjithçka zhvillohet dhe pastaj degradon; lëkundjet e lavjerrësit shfaqen në gjithçka; masa e një lëkundje në të djathtë përgjason me atë të lëkundjes në të majtë; ritmi është konstant* (i përhershëm)".

**6. Parimi i Shkakut dhe Pasojës (Il Principio di Causa e d'Efetto)**

*"Çdo Shkak ka pasojën e vet; gjithçka ndodh dhe realizohet në përputhje me Ligjin, ka shfaqje të shumta rastësie, por asgjë nuk i shpëton Ligjit".*

**7. Parimi i Gjinisë (Il Principio del Genere)**

*"Ka një gjini në të gjitha gjërat; gjithçka përmban qoftë parimin mashkullor qoftë atë femëror; Gjinia shfaqet në të gjitha rrafshet; në botën Fizike, Qiellore apo Shpirtërore".*

Mbi këtë parim të fundit i ngre themelet e gjithë fizika, kimia moderne, gjithë teoria e *energjive*. Ndryshon vetëm emërtimi : energjinë e *elektronit* modernët e quajnë *negative*, ndërkohë që ithtarët e Thotit e *quanin femërore*; energjia e *protonit* quhet pozitive nga modernët, ndërkohë që ithtarët e Thotit e quanin *mashkullore*.

Mbi këto *shtatë parime* mbështetet e gjithë *shkenca moderne*; por kjo nuk është veçse një anë, më pak e rëndësishmja, e *krejt shkencës NJË* të Thotit. Prej asaj *dije isiake* (isiake = prej Isës = prej Dritës; si përherë futet në valle gjuha shqipe, ngaqë *isë* në arbërisht do të thotë pikërisht *dritë*) kemi zbuluar fare pak, për shkak të materializmit tonë agnostik, të pandiesisë sonë shpirtërore përpara të *Vërtetës Një*, ndonëse fare të dukshme, verbuese.

E megjithatë, të gjitha mrekullitë e zbuluara të shekullit të fundit, të cilat nxjerrin qartë në pah Prejardhjen Zanafillore, Shestimin e Njëtrajtshëm të *krijimit të gjithësishëm*, nuk ia kanë dalë në krye të shkundin *apatinë*, pandehjet *aporike* [1] të pjesës më të madhe të njerëzve dhe të pjesës më të madhe të shkencëtarëve.

*Atomi, diejt, yjet, galaktikat, organizmi i njeriut*, nëse studiohen në mënyrë të përthelluar, qoftë edhe vetëm në dritën e kësaj "*shkence*" pa një Besim mbisundues, do të na jepnin prova të mjaftueshme për ekzistencën e një *Mendje të Vetme*, që është *Zanafillë* dhe *Shkak* veprues për gjithçka.

---

[1] nga fjala greqisht *aporia*, që do të thotë "vështirësi logjike që nuk ka zgjidhje" (shën. i red.)

Unë, ngaqë përkundër të gjithëve, jam *optimist*, plot mirësjellje u bëj thirrje të gjithëve që t'a zgjasin përsëri veshin ndaj zërit të lajmëtarit të parë të Fjalës, Thotit:

"Kqyrni me kujdes tek vetvehtja dhe në Pafundësinë e hapësirës e të kohës. Aty jehojnë kënga e Yjeve, zëri i Numrave dhe harmonia e Rruzujve. Çdo diell është një mendim i Zotit dhe çdo planet është një formë e këtij mendimi. Dhe pikërisht për të njohur *Mendimin Hyjnor* njerëzve u janë hapur rrugët e Qiellit. *Ç' bëjnë Yjet? Ç' thonë Numrat? Ç' vlerë kanë Rruzujt?*"

Këto fjalë realizojnë një mendim, shprehin njëtrajtshmërinë e Ligjit, vlejnë për të treguar se shestimi i Zotit është i harmonishëm, i dashur, i patregueshëm, i dhembshur; që synon t'i japë njeriut, të bërë sipas shëmbëlltyrës së Tij, *të gjithë dijen*, nga e cila zbresin si rrjedhojë e pashmangshme lumturia e plotë dhe pavdekësia e lavdishme.

Thoti ka hedhur mbi botë lumenj drite; dritë që synon të kumtojë, që në zanafillë të kohërave, ardhjen e *Fjalës*, së Cilës nuk i caktoi ndonjë emër, pasi emri i të Patregueshmes me gojë, në lashtësi ishte *i ndaluar të shqiptohej*. Si një emërtimi që i përafrohet disi, Hebrejtë konsiderojnë fjalën *Shehinah* [1] (nga folja shqipe: *shoh*), që do të thotë : *prania e Zotit mes nesh*. Dhe Zoti është mishëruar, ka ardhur vërtet mes nesh dhe na ka dhënë dëshmi të pafundme të Dashurisë, ashtu si vetëm Zoti mund të japë, *pa kundërshpërblime*.

*"Drita e vërtetë ka ardhur mes nesh, por ne nuk e kemi dalluar"*, *pasi ngulmojmë që të shohim vetëm me organin lëndor të shikimit; ndërkohë që, për të hyrë në thelbin e gjërave, duhet vështrim i brendshëm i Shpirtit*; pra është e nevojshme t'i japim krahë shpirtit. Vetëm kështu, siç na paralajmëron një i inicuar "laik" i shkencës së Thotit, **Pindari**, do të mund t'i arrijmë të fshehtat dhe t'i kuptojmë ato; vetëm kështu do të njohim zanafillën dhe fundin e jetës.

---

1) Autori, tek "Sheinah" ve në dukje vetëm afrinë me foljen shqip shoh – sheh. Në të vërtetë, sipas nesh përkimi kuptimor etimologjik është thuajse total, ndryshon vetëm renditja e fjalëve Sheh - I - nah = Sheh - Zoti - na (formë dialektore e shqipes = neve), që do të thotë "Zoti na sheh, na shikon", metaforikisht "Zoti është midis nesh" pra pikërisht atë kuptim që ka në hebraisht... (shën. i red.)

Kjo *dritë* është *Jezu Krishti*.

Për të qenë në gjendje që ta marrim Atë, që të mund t'i japim hov përsëri, me forcën e *shëndetit* të gjithësishëm, *lëvizjes shoqërore*, për një *socializëm* të vërtetë, duhet të frymëzohemi, të njëtrajtësohemi me *Atë* model, që, e përsëris, është Fjala e përjetshme : ***Krishti!***

Pasi Ai - edhe duke e lenë mënjanë natyrën hyjnore, për ta vlerësuar vetëm nën aspektin njerëzor - është *i vetmi* që ka kushtet e *shpëtimtarit* të përkryer. Në të vërtetë Ai shkoi drejt ***të gjithë*** *njerëzve, dhe, pa dallime të asnjë lloji,* ***të gjithë*** i quajti ***vëllezër***. Është ***i vetmi*** që dënoi *gjithherët* dhunën dhe diti të shkruajë me gjakun e tij tepër të çmueshëm, e ***jo*** me atë të të tjerëve, fjalën: ***Liri!***

* * *

Titulli i veprës që keni në dorë është "**THOT-i FLISTE SHQIP**".

Këtu kam parashtruar, përtej zbulimeve gjuhësore, filologjike, *një të vërtetë të rendit sipëror*: i kam hequr Thotit masën shumëmijëvjeçare të *ibisit* dhe i kam kthyer fytyrën e vërtetë: *fytyrën boreale të Ilirit* (*Ilir është i njëvlershëm me Shqiptar*, domethënë bir i LIRISË dhe i DRITËS. Në të vërtetë, *ilir* në shqip do të thotë *i lirë*, dhe *shqiptar* do të thotë bir i shqiponjës; dhe ju të gjithë e dini se shqiponja, zog i lartësive të mëdha, *simbolizon* që prej sëpari: dritën). I kam rikthyer pra shëmbëlltyrën e tij të njëmendtë të *udhërrëfyesit më të lartë*, të *themeluesit të shkencës së lashtë*, që përfshinte të gjitha degët e shkencës moderne, madje edhe të tjera, ende të parizbuluara nga kjo e fundit.

Për këtë arsye titulli "***Thot-i fliste shqip***" mund të zëvendësohej nga një tjetër, i njëvlershëm por më i qartë:

**- THOT-i BOREAL, ILIRO-SHQIPTAR, I DHA BOTËS KUMTIN E PARË TË LIRISË DHE TË DRITËS -**

*XHUZEPE KATAPANO*
***Romë, 10 Shkurt 1984***

Pyetja që shtrohet, dhe për gjigjja ipet nga i nderuari, Xh. K shumë interesante, mesa kuptohe drejt, me vlerë të mëdha. Pika e 4 e Thotit për ateizmin //

Qëndrimi ateist i **Ilirisë** bashkëkohore, rreth këtyre 40 viteve të fundit të historisë *shumëmijëvjeçare*, a mos është ndoshta një prej aspekteve të *Parimit të 4-t të doktrinës së Thotit*? Njëri prej poleve të kundërt të natyrës së njëllojtë? Një paradoks i gjendjes së racës: *Besimit*?

*Ndoshta...*

Përndryshe si do të pajtohej figura e *shtetarit* më shkëlqimtar, më të lartit, dhe *heroit* shqiptar Skanderbeg, gjithësisht i njohur si simbol i përjetshëm i *besës*, kështjellë dhe mbrojtës i paepur i *Besimit*; dhe ajo, gjithashtu *e shquar, padyshim*, dhe e meritueshme për veprat e shumta të kryera në dobi të popullit, e Zotit President *Hoxha*, i cili, siç thuhet, do të dëbonte nga toka shqiptare *Besimin* e çfarëdolloj prejardhje që të ishte, për të përmbushur ateizmin e plotë?

*Paradoks?*

T'ia lemë kohës, që është gjithherët e drejtë, këtë gjykim të vështirë.

# ATOMI

Dega fiziko-kimike e *shkencës moderne* e vlerëson atomin si pjesëza më të vogël e lëndës e aftë për të ruajtur karakteristikat kimike. Atomi përbëhet prej një bërthame me ngarkesë pozitive - protoni [+] dhe prej një a më shumë elektrone me ngarkesë negative [–].

*Atomi* i elementit më të thjeshtë, i hidrogjenit ( H ), përbëhet nga një proton (bërthamë) [+] dhe nga një elektron [–], siç tregohet në figurën këtu poshtë.




*Thot-Tat-Hermes*, 12 000 vjet më parë, i quajti këta dy përbërës të atomit - *anë të ndryshme* të ***Parimit të Gjinisë***, përkatësisht: *mashkullor* (protoni) dhe *femëror* (elektroni), terma sigurisht më të përshtatshëm, ngaqë *elektroni nuk ka asgjë negative.*

Termi "*Gjini*", në konceptin e shkencës të stërlashtë të *Thotit*, duhet kuptuar brenda nocionit - *për të lindur, krijuar, nxjerrë në dritë*, etj. Ky *parim* është i pranishëm dhe veprues në të gjitha rrafshet (*fizik, qiellor, shpirtëror*).

## ANALOGJIA

Ekziston një analogji parimesh dhe ligjesh në gjithçka. në përbërjen e atomit ashtu si në formimin e botëve dhe sistemeve diellore...



*Fig.2*

Kjo tregon.

.... Përbashkësi *qëllimesh* në krijimin e gjithësisë; se "*arkitekti*" është një, vetëm një *mendje krijuese, ftilluese* e gjithçkaje.



*Fig.5* *Et tempus non erit plus! (Apocalypsis Ioannis)* [1)]

Sipas shkencës moderne, më së shumti materialiste dhe madje kontradiktore, brenda disa qindra vjetësh bota do të shuhet...

E konsideroj "kontradiktore" ngaqë ajo *mohon* vetë parimin e *ruajtjes së materies*, parashtruar nga themeluesi i kimisë moderne **Lavuazjeri** dhe i pranuar njëzëri nga të gjithë shkencëtarët.

Sipas *Thot-Tat-Hermesit*, asgjë nuk zhduket kursesi, pasi më i larti, Zoti i vetëm krijues, duke qenë at i përkryer, i ka dashur e i do gjithherët krijesat e veta dhe në mënyrë të posaçme njeriun, të krijuar sipas shëmbëlltyrës së Vet.

---

1) Dhe koha nuk ekzistonte më! (Apokalipsi sipas Joanit) – shën i red.

Për këtë arsye, në përfundim të të gjitha provave në *relativitet*[1], pas purifikimit të tyre, *gjithmonë për hir* të dashurisë së Tij zanafillore të pandryshueshme, të parrënueshme, të përjetshme, *do të shndërrojë* në sublim (*të madhërishëm*) gjithë KRIJIMIN universal, në përshkënditje hirësuese *të vetë dritës së Tij*.

Kush dëshiron të formojë një ide më të plotë mbi doktrinën e Thot-Tat-Hermesit, mbi historinë filozofike të *gjinisë njerëzore* dhe zanafillën e fjalës e të gjuhës, duhet të lexojë me vemendje këto vepra:

1. **CORPUS HERMETICUM** (në 4 vëllime) - *Collection des Universites de France*, Paris 1972;
2. Fabre d'Olivet: **HISTOIRE PHILOSOPHIQUE DU GENRE HUMAIN**, *Collection Delphica*, Suedi 1965 (në dy vëllime);
3. Fabre d'Olivet: **LA LANGUE HÉBRAÏQUE RESTITUÉE**, *Collection Delphica* i shtypshkronjës *Raymond Fawer S.A. Renens* (Zvicër) 1975;
4. ENEL: **LA LANGUE SACRÉE**, Paris *G.P. Maisonneuve et Larose*, 11 Rue Victor-Cousin. Ky egjyptolog i shquar i ka kushtuar pjesën më të madhe të jetës së tij studimit të urtësisë së lashtë, themeluesi i së cilës, i njohur botërisht, është *Thoti*.

[1] Ky koncept, që do ta hasni shpesh, nëkuptimin e vet të thjeshtëzuar do të thotë – në realitetin tokësor, në jetën tokësore, e cila, sipas konceptit Thotian, është "në relativitet" apo relative, sepse nuk është ajo jeta e vërtetë e NJERIUT, por vetëm një fazë e domosdoshme prove për të arritur tek AJO, gjë që mund të realizohet ose jo (prandaj dhe relative) (shën i red)

## HYRJE

*Shumë të dashur lexues dhe vëllezër arbëreshë,*

E kam shkruar këtë vepër, gjatë verës së kaluar, me një frymë, duke mbajtur premtimin e bërë disave prej Jush, për të bërë të njohur publikisht një zbulim tim të rendit filologjik, korologjik, etnografik, historik dhe filozofik, fryt i më tepër se 40 vjet studimesh këmbëngulëse dhe kërkimesh të shtjelluara në të gjitha drejtimet e dijes.

I madhi arkeolog dhe historian italian i *lashtësisë*, Shkëlqesia e Tij Roberto ***Paribeni*** (1876-1956), Akademik i Italisë dhe Francës, më "futi në lojë", në vitin e largët 1937, në studimet e *parahistorisë*, duke dalluar tek unë - siç më tha - prirje të natyrshme për t'u "inicuar" në disiplinën e lartpërmendur.

Isha asokohe tepër i ri dhe, falë Zotit, i fuqishëm në trup e mendje, i vrullshëm dhe i mbushur me shpirt studentor, si edhe shokët e mi universitarë, shumë prej të cilëve arritën maja të pashpresuara të dijes. Të gjithë asokohe këndonim, me arsye të plotë: *"Jemi pishtarë të jetës, jemi rinia e përjetshme...."*.

Me ashkun e guximin e asaj rinie të përjetshme, u nisa, asokohe, në *rrugën e vështirë* dhe të gjatë të dijes.

Dhe pa e pandryshuar aspak në kohë atë *vullnet*, ia dola në krye, pas shumë e shumë vitesh, të siguroj "çelësin" kryesor me të cilin munda të hap nja dy prej portave të panumërta të *Tempullit* të *diturisë. Vetëm nja dy*, duke iu përkushtuar njëkohësisht, *me shpirtin e filozofit, krejt shkencës, një e të pandarë*; e cila fitohet shkallë-shkallë **në sajë të mundit** dhe ndriçon më në fund, si yll gjigant, duke mbuluar me dritën e tij të papërlyer gjithë qiejt e hapësirës pafund.

Ky ka qenë, në zanafillën e vet, koncepti i shkencës; dhe në të vërtetë, në gjuhën më të parë të folur nga njeriu mbi Tokë, prej së cilës *kanë mbetur gjurmë të ndieshme në gjuhën shqipe, fjalët* **dritë** *dhe* **dije** janë *sinonime.*

Dhe në të vërtetë: **u di**, do të thotë, *në arbërisht*, njëherësh:

**a.** – *u gdhi, agoi, u shfaq drita, u bë ditë;*
**b.** - unë *di*, unë *njoh*.

Me sa duket, folja **di** ka patur edhe një domethënie ezoterike (siç e kishin në zanafillë të gjitha fjalët) të *madhështisë së shpirtit*, të dritës, që bën të mundur të shihet në "misterin" e jetës. Kjo dritë dhe kjo pamje e brendshme lejojnë hyrjen në një botë *"më të epërme"*, në një gjendje psikike më të përkryer, që del përmbi materien.

Për të rindërtuar *shkencërisht* të gjithë historinë e njeriut - që përfshin një hark kohor prej 600.000 (gjashtëqindmijë) vjetësh - jemi të shtrënguar të përshkojmë *me hamendje* 594.-000 prej tyre, ngaqë prej historisë mezi njohim 6.000 (gjashtëmijë) vjet, ose 1/100 pjesë të saj. Kjo histori, e parë në raport me çastin kur *Mençuria e Lartësishme* filloi të shfaqet qartë në *relativitet*, për të krijuar, *me shtrirjen e Dashurisë, gjithësinë nga asgjëja*, për ta ofruar si "vendqëndrim" dhe dhuratë për krijesën më të parapëlqyer (njeriun), *të cilin do ta bënte në shëmbëlltyrë dhe përgjasim të Tij*, përfaqëson vetëm një pjesëz pafundësisht të vogël të miliarda e miliarda vitesh dritë[1].

Nga kjo bëhet e qartë vështirësia e detyrës së historianit të *lashtësisë*, që është i detyruar, ashtu si *valët përputhëse* të hipotizuara nga *Fizika Moderne* ("potenciale pararendëse") të ecë (siç e kam thënë më parë) mbrapsht, drejt *burimit*; i cili, *në terma shkencorë*, do të thuhej se funksionon *negativisht*: sepse, *në vend që të përhapë valë, i rithith ato*.

E gjykoj të pasaktë ndajfoljen "negativisht", pasi puqshmëria e valëve me burimin nuk është një proces i *asgjësimit*, por i *shndërrimit* - rifisnikërim dhe fuqizim -; i rikthimit nga *entropia* e fituar në kohë, në *sintropinë e pakohësisë*, e cila i dhuron *qenies ekzistencën e gjithëhershme*.

I prekur thellësisht në shpirt nga kjo e vërtetë, më 1937 fillova këtë *udhëtim drejt burimit*, duke u nisur nga Kaukazi dhe duke arritur, pas ca kohe, në Egjyptin e vjetër, ku mbeta i dalldisur përpara madhështisë misterioze dhe plot heshtje të Sfinksit e të Piramidave, që më magjepsën *menjëherë* në më-

[1] vetëm 8 minuta-dritë (me shpejtësinë e dritës) është distanca midis Tokës dhe Diellit

nyrë të pashoqe, duke më grishur të studioj, të meditoj për një kohë të gjatë, thellësisht...

U bëra shpejt i vetëdijshëm se dijenitë e fituara në gjimnaz dhe në liceun klasik, nuk mjaftonin kursesi për t'i bërë ballë detyrës që i kisha caktuar vehtes. Për të zbuluar *qytetërimet e vjetra* të zhdukura në rajone të ndryshme të planetit tonë, më duhej të zgjeroja qarkun e studimeve korografike, etnologjike, gjuhësore, antropologjike, *pa lënë pasdore shkencat e përpikta*. Lipsej gjithashtu të ristudioja tekste të shenjta, mite dhe koncepte shkencore të *lashtësisë*, nën një *pikëvështrim* të ri, më të zgjeruar, të dijes, duke shfrytëzuar mjetet moderne dhe të së ardhmes, që shpejt do të viheshin në dispozicion të studiuesve kërkimtarë, si *gjurmimi me rreze X* apo matja e moshës së lëndëve organike me *karbon radioaktiv* C14. Kjo metodë ofron mundësinë për të përcaktuar moshën e fosileve deri në 50.000 (pesëdhjetëmijë) vjet përpara njehsimit tonë kronologjik.

Dy vjet më parë, kur në punimin tim "***Milosau i lënë***" parashtrova një *hipotezë pune*, duke pohuar se *Iliria parahistorike* e kishte zanafillën nga *neolitiku*, një mik i shtrenjtë, edhe pse njeri i lëvruar dhe i katedrës, thirri mosbesues: "Na duhen fakte!". Faktet nuk mungojnë aspak, por ia vlen të rikujtojmë se grumbullimi i thjeshtë i tyre *nuk do të mjaftonte, gjithsesi*, nëse nuk do të shoqërohej nga vlerësimi *i saktë* dhe *zbatimi praktik shkencor*.

Këtij kriteri *të së vërtetës* i kam qëndruar përherë besnik gjatë pothuaj pesëdhjetë vjet studimi.

Dy vjet më parë parashtrova një *hipotezë pune*. Sot, pasi kam rishqyrtuar me kujdes provat e mbledhura në aq e aq vjet kërkimi dhe studimi në drejtime të ndryshme, pasi kam zbërthyer *drejtpërdrejt* - nëpërmjet kodit të *shkencës së lashtë dhe të mistershme* - tekstet fetare egjyptiane dhe kam ndërtuar vizionin tim, me ndihmën edhe të botimeve të kolegëve bashkëkohas (si përshembull vepra e Xhejms Kashvard "***Mu: Kontinenti i humbur***"); mund të pohoj me ndërgjegje të qetë, se ***prania* e ILIRISHTES në Egjypt mund të vendoset deri në kohra shumë të hershme: rreth 12.000 vjet më parë**, duke

përkuar me zhdukjen e Atlantidës së përshkruar nga Platoni në dialogjet "Timeu" dhe "Kricia".

**Thoti**, emri i të cilit padyshim është *shqip* (nga *thom*, thua, ***thot'*** = *kumtoj*, etj.), siç e dini, konsiderohej si "*lajmëtari i zotave*". Emri i është ngjitur në bazë të kritereve shumë të rrepta të *shkencës së lashtë*, që merr parasysh thelbin dhe rolin e subjektit të cilit i ngjitet .

Në shqip, *të vesh emër* thuhet ***emëronj*** (më mirë: ***ëmë-rronj***), që do të thotë fjalë për fjalë "***prej ëmës (nënës) rroj, ekzistoj***"; duke saktësuar kështu prejardhjen e *qenies* në *relativitet* dhe të disa kushteve për *të ekzistuar*. Gjurmët e këtij kriteri tepër të lashtë të vendosjes së emrit i rigjejmë më vonë në *mbiemrin*, i cili, për të dalluar më mirë një person, i shtohej emrit të këtij duke marrë shkas nga *tipare* fizike apo morale.

**Thoti**, - të cilit i atribuohet e gjithë *shkenca e lashtë*, e cila që nga Nili u përhap plot dritë në mbarë botën, siç është venë në dukje me të drejtë në mëse 1000 (njëmijë) vepra antike dhe bashkëkohore, - çoi në Egjypt, nga një *Vend i huaj*, një qytetërim të zhvilluar. Sipas studiuesit e shkrimtarit të mrekullueshëm *Endrju Tomas* (australian), duke u nisur nga titujt që i janë atribuar **Thotit** tek "***Libri i të Vdekurve***" dhe në disa mbishkrime faraonike ("*Kryezot i ardhur nga deti*" dhe "*Kryezot i dy Tokave*"), na lind e drejta të mendojmë se ai ishte një *Prijës Atlantidas*. Në fakt, sipas një legjende tepër kuptimplotë, Ai i *mbarti mbi krahë* perënditë e tjera që nga ana tjetër e ***Liqenit Qa*** (nga folja shqip ***qaj***, vajtoj). E interpretuar sipas kodit të *shkencës së fshehtë*, kjo legjendë do të thotë se ka ndodhur një shpërngulje e *elitës kulturore*, nga një rajon tjetër i rruzullit për në Egjypt.

***Thoti*** është konsideruar përherë si figura më e ditur, "*dijetari i dijetarëve*" i gjithë lashtësisë, nga doktrina e të cilit morrën fill *Iniciuesit e Mëdhenj* të njerëzimit, si **RAMA** (*cikli arian*), **KRISHNA** (*inicimi braminik*), **MOISIU** (*misioni i Izraelit*), **ORFEU** (*misteret dionisiake*), **PITAGORA** (*misteret e Delfit dhe themelimi në Krotone i Shkollës Italike* me degëzime në Pulie, Lukani e Siçili), **PLATONI** (*misteret eleuzine*). Të gjithë këta ishin *lajmëtarë, kumtues*, ***sub velo***, *të* DRITËS QË

VJEN, gjithherët, të **LOGOSIT HYJNOR - BIR I ZOTIT**, *i cili do të mishërohej për çlirimin e njeriut dhe shpëtimin e botës :*

**JEZU KRISHTIT**

**Thoti** është themeluesi i besimit (fesë) të DRITËS dhe shkencës okulte të mistereve, është gjithashtu *botërisht* i njohur si shpikës i ***shkrimit***.

Duke studiuar me kujdes këtë *autorësi të fundit*, zbulova se ***THOTI FLISTE SHQIP*** dhe se, në hartimin e hieroglifeve të alfabetit fonetik, ai u mbështet gjithherët tek *fjalët* e kësaj gjuhe; vargu i ideogramave që e përbëjnë, në këtë rast, ***kanë një vlerë të vetme fonetike***: përfaqësojnë *vetëm* ***tingullin nistor*** - *zanor* apo *bashkëtingëllor* - ***të fjalës shqipe***, së cilës i referohen. Për shembull:

 = në shqip (arbërisht) - ***ain***, *shqiponjë*, përfaqëson shkronjën ***A***;

 = në shqip (arbërisht) - ***Hjètë***, *gërshet*, përfaqëson shkronjën ***H***;

 = në shqip (arbërisht) - ***kùfë***, *enë mbajtëse*, *kosh*, përfaqëson shkronjën ***K***;

 = në shqip (dialekti geg) – ***Fjerë*** (në Malësi quhet kështu një nëpërkë e rrezikshme), përfaqëson shkronjën ***F***,

e kështu me rradhë, deri në shkronjën e fundit.

Nëse 12.000 (dymbëdhjetëmijë) vjet më parë - sipas përfundimeve të studimeve dhe kërkimeve të kryera nga unë në të gjitha drejtimet në më tepër se 40 vjet - në Tokat e Nilit, dhe jo vetëm atje, flitej SHQIP, kjo do të thotë sëpaku dy gjëra:

1. që **ILIRISHTJA** është shumë më e vjetër nga sa besohet zakonisht.

2. që KULTURA e sjellë në Egjypt nga POPULLI I LIRISË (***Ilir*** do të thotë I LIRË - *ë*-ja nuk shqiptohet), është e lashtë edhe ajo prej sëpaku 12.000 vjetësh, duke kapërcyer edhe vetë parashikimet e mia, të kumtuara si *hipotezë pune* tek "Milosau i lënë", botuar në numrin e posaçëm të "Zëri i Arbëreshvet" – qershor 1982.

Për të arritur në këtë *zbulim* kam përshkuar, *natyrisht*, udhën e shkencës së ashtuquajtur "të përpiktë", por nuk kam shpërfillur të thellohem në studimin e miteve dhe legjendave, që, ndryshe nga si mendohet zakonisht, nuk janë gjithmonë përralla apo pjellë e fantazisë, por ***FOSILE*** të ***HISTORISË***; janë *kujtesë kolektive e gjinisë njerëzore* (dukuri shkencërisht e provuar) e vjetër prej 600.000 (gjashtëqindmijë) vitesh; e cila ka regjistruar ngjarje të kaluara - ndonjëherë *të shtrembëruara*, gjatë përcjelljes nga brezi në brez - por përherë *të vërteta*, ashtu si ka dëshmuar shkenca në njëqind vitet e fundit, *me kusht që të vlerësohen me kodin e duhur*, pa paragjykime.

Ja përse i kam kushtuar disa kuartina të pjesës poetike të këtij vepre dy poetëve, shkrimtarëve dhe njerëzve të letrave tepër të shquar: **JERONIM DE RADËS** (Makia Albaneze 1814-1903) dhe **BERNARDO BILOTËS** (Frashineto 1843-1918); të cilët, njohës të thellë të greqishtes klasike, latinishtes dhe të letërsive të tyre përkatëse, përveçse të ***arbërishtes*** - *gjuhë* që edhe sot ruan leksikun më të pasur të ***gjuhës mëmë***, në zanafillë të folur ***pa dallim*** nga e gjithë gjinia njerëzore - kanë ditur të nxjerrin gjurmë tepër të vlefshme dhe mësime tepër të dobishme, jo vetëm të rendit filologjik, por edhe korologjik, etnografik, historik, filozofik.

Nëse ata do të kishin njohur edhe gjuhën egjyptiane të hieroglifeve, do t'i kishin paraprirë me siguri sëpaku 80 vjet *zbulimit tim*. Megjithatë, unë i konsideroj si Mësuesit e mi, pararendës e paralajmërues tepër të ndritur, *të urtë e të mençur*. Në shkrimet dhe në interpretimet e tyre *shkencore* gjenden shenjat paralajmëruese të zbulimit tim.

- Në fillim të shekullit XIX **Burkhardi**, *duke besuar* se shkrimet e *Herastotenit* dhe *Plinit nuk ishin thjesht përralla*, zbuloi FORTESËN E GURIT, në jug të Detit të Vdekur - quajtur deri në atë moment, nga "*ekspertët*", një qytet legjendar.
- Më 1871, kur filloi gërmimet në Azinë e Vogël, që të zbulonte TROJËN e pavdekshme (shtrembërim grek i ***TRURIA*** = rajon i banuar nga njerëz me tru, nga fjala ***TRU***-RI, shqip, tru, mend), ***Shlimani*** u konsiderua madje si i çmendur, nga "katedratikët" e radhës, që i *shihnin gjërat vetëm në një sens!*
- **E.H. Tompson** gjeti në shekulin e kaluar, në *Çiken Ica, pusin legjendar* ku banorët e Jukatanit hidhnin viktimat

njerëzore dhe arturinat, duke dëshmuar kështu se përshkrimi i bërë më 1566 nga **Diego de Landa** për këto rituale nuk ishte aspak një legjendë, siç mbahej nga të gjithë, por një *fakt historik i sigurt*.

Mund të vazhdoja gjatë me raste të tjera ku rrëfimet e lashta, që mbaheshin si legjenda mitike, në sajë të inteligjencës *parapamëse* dhe të këmbëngulјes së disa studiuesve kërkimtarë *seriozë*, nxorrën në dritë, nëpërmjet shqyrtimit të imët të provave, realitete historike.

Prandaj, para se të pranojmë a të hedhim poshtë *në tërësi* shkrime tepër të lashta, mite dhe legjenda, si për shembull, dialogjet e Platonit [1] që kanë të bëjnë me "*Atlantidën*", do të ishte me vend dhe me mend që "t'i merrnim" si *hipoteza pune*, duke i shqyrtuar për një kohë të gjatë dhe në mënyrë të thelluar, ngaqë pikërisht më së fundmi e ashtuquajtura *shkencë* ka dëshmuar si *të mundshme* dhe të *pranueshme* të gjitha argumentet mbi ekzistencën dhe zhdukjen e atij ishulli të stërmadh të *Atlantikut*; argumente të rendit gjeologjik, etnik, filologjik e fetar. Nga një shqyrtim i kujdesshëm i dialogjeve të Platonit del e qartë, psh, se emri i *Ishullit* në fjalë rrjedh nga *Atlas* (Atlante), që ishte emri i *mbretit* të madh, të parit mbret të Atlantidës. At-lash, në shqip (arbërisht), do të thotë at i lashtë, siç kanë vënë në dukje *me të drejtë* **DORSA** 121 vjet më parë në ***Studime etimologike*** - Kozencë 1862 dhe **BILOTA** 25 vjet më pas, në ***Qenie të Shenjta të Biblës*** - Kastrovilar 1897

Pra, *Atlas* është fjalë shqipe, që zbërthehet në:

---

[1] Sipas Platonit (dialogu ***Krizia***) Atlantidët ishin bij të *Poseidonit*, lindur nga dashuria e *zotit të detit* me një vdekësore: *Kliton*, e cila, pas vdekjes së prindërve *Evenor* e *Leuçipa*, kish mbetur jetime në moshën e pubertetit. Aq fort e dashuroi *Poseidoni* vashën *autoktone*, sa deshi ta stolisë ishullin, ku e kish takuar me çdo "hir", duke bërë të rrjedhin nga toka dy burime uji; njëri i nxehtë, tjetri i ftohtë dhe e bëri tokën të prodhojë ushqim të larmishëm.

*"Pasi kishte nxjerrë në dritë pesë çifte bijsh meshkuj, i rriti dhe, duke ndarë Atlantidën në dhjetë pjesë, i dha të parit prej bijve vendbanimin amësor që ngrihej mbi kodrat në mes të rrafshinës pjellore të paanë, pronësinë përqark që ishte më e madhja dhe më e bukura, dhe e bëri mbret të të tjerëve; caktoi si sovranë nëntë vëllezërit e tjerë dhe secilit i dha sundimin e shumë njerëzve dhe të shumë toke. Dhe u vuri të gjithëve emrat, në fillim më të madhit, që ishte mbreti, nga i cili morrën emrin gjithë ishulli dhe deti, i quajtur Atlantik, pasi ai që mbretëroi për së pari qe quajtur: Ατλας, Atlas."*

AT = baba, prind, at; dhe

LASH (TË) = i lashtë, i vjetër, pararendës. Pra, *Atlas* do të thotë: PRINDI I PARË, PARAARDHËSI I PARË.

Po ashtu, edhe Poseidon është emër shqiptar, përbërë nga fjalët ***Po si e donej***, që do të thotë:

"*Shumë e dëshironte*", që mund të transkriptohet në: "***zoti i detit*** e deshi aq fort *Kliton*, sa të lidhej me të *si i vdekshëm*", në bashkime seksuale të dendura dhe të ndezura, prej të cilave lindi në çifte, bij të shumtë. Shihni, të dashur lexues, me sa lehtësi, nga fjalët e përmendura arrihet tek etimoni i lashtë!

* * *

46 vjet më parë, isha në Egjypt bashkë me Noemi dhe Abraham Ashrefin, Shasha L., princeshën Z., Augusto Alfanin dhe një studente tjetër egjyptiane, mikeshë e princit adoleshent FARUK (që prej fare pak kohësh kishte zëvendësuar në fronin e Egjyptit, të atin Faud I - njohës dhe mik i Italisë, njeri me kulturë dhe themelues i *Universitetit Egjipitan* (1908)),.

*Faruku*, siç do të shpjegoj tek vepra "***FARAONI***", që do ta botoj sapo të kem mundësi, ishte me origjinë shqiptare.

Gjendesha pra, një ditë, bashkë me miqtë e mi, përpara Sfinksit...

*Rrija ulur* i heshtur e i mendueshëm, mbi rërën e butë të praruar, bashkë me shokët e mi të studimeve dhe me miqtë, përballë figurës mbretërore të SFINKSIT vigan (trupi i tij është i gjatë 72 metra, i lartë 20 metra, kurse fytyra mëse 4 metra), që me vështrimin përjetësisht të kthyer drejt diellit, ndonëse pa na i mbyllur rrugët e pyetjeve dhe të diskutimit, na *diktonte* një heshtje të plotë autoritare, ashtu si u diktonte 2500 vjet më parë dishepujve të tij të etur për dije, në "*Kopshtin e Muzave*", mbi brigjet e Jonit, figura hieratike e *të inicuarit* dhe Mjeshtrit të madh PITAGORA.

SFINKSI, *në kontrast* me kuptimin etimologjik të emrit të vendit ku ndodhet (Egjypt = ***Kmt,*** nga fjala shqip ***Kamnua*** = tokë e zezë, tym ), - ashtu si Shqiponja e *Ilirëve* (emër i mbijetuar i Shqipërisë së sotme) apo Shqiponja e lavdishme e *Pe-*

*randorisë Romake*, rikujtuar nga Horaci në "Carmen seculare", përfaqëson:

**DRITËN**

në kuptimin më të gjerë të çdo rendi; nga ai *fizik* - FOTONI, në atë mendor, pra dijen në përgjithësi; dhe më në fund, në atë shpirtëror, pra *urtësinë morale, conditio sine qua non*[1] që njeriu të mund të fitojë, pasi eleminimit të kategorive *rastësore të kohës e hapësirës, realitetin përmbajtësor*, karakteristikë thelbësore e PAVDEKËSISË.

Ulur mbi rërën ende të vakët, ndonëse nata sapo kish kaluar, duke parë ditën të zbardhë, ndienim përparimin e aurorës[2] *pas shpatullave tona, me gishta të trëndafiltë* - siç e përshkruan aq bukur *Reni*[3]. Mbështjellë me vel të praruar ajo hapte ëmbëlsisht portat e ORIENTIT; përparonte në qiell plot bukuri dhe butësi, mbi koçinë e tërhequr nga kuajt hyjnorë *Lampi* dhe *Faetoni*, ndërsa derdhte trëndafilë të sapoçelur, që ua ndienim aromën e lehtë dhe delikate. Drita e Lindjes, ndërsa ngjitej drejt qiellit përhapej me një ngjyrim të zbehtë trëndafili që forcohej gradualisht, duke ndriçuar qetësisht SFINKSIN, i cili, pak nga pak, po bëhej përherë e më i dallueshëm; me ato buzët e trasha të palëvizshme, në *përputhje të plotë* me *emrin*, i cili, si të gjithë emrat, në zanafillë tregonte thelbin dhe *funksionin* e tij

Studiuesi Bilota, në veprën e tij "Studime filologjike rreth parahistorikëve" (Kastrovilar 1915), na bën të ditur se "ky emër (SFINGE - shën. i red.) është karakteristik për një qenie që nuk flet ose që flet me vështirësi dhe zbërthehet nëpërmjet fjalëve shqipe **SFJET** (nuk flet, nuk thotë asgjë) dhe ***GJE***, shkurtim i foljes *gjegjen* (dëgjon, ndjen)".[4]

---

1) kusht i veçantë, i domosdoshëm (shën. i red.)

2) aurora – ndriçimi që shoqëron agimin, drita e agimit (shën. i red.)

3) Guido Reni – piktor famshëm italian (1575-1642) (shën. i red.)

4) Duke e zbërthyer fjalën SFINGE sipas skemës SFJET + GJE, autori e shpjegon etimologjikisht përbërësen GJE si shkurtim i foljes shqip ***gjegjen***, të cilës i atribuon kuptimin - ***dëgjon, ndjen*** (ndonëse në shqip ka edhe kuptimin ***gjegjet*** *(përgjigjet)*, i cili i afrohet më shumë). Gjithsesi, të tre këto interpretime na duken disi të largët, sepse ka një shpjegim shumë më të afërt qoftë si strukturë, qoftë si etimologji : GJE = GJË (send). Në këtë rast, bashkimi SFJET + GJË është thuajse plotësisht i

Letrari i shquar frashinetas, ndërsa merret me fytyrën enigmatike të kësaj figure vigane, shpreh edhe ca vlerësime *pesimiste, jo lëvduese*, mbi gruan; ndikuar sigurisht nga *Hesiodi*, që kishte mbi "*seksin e brishtë*", për mendimin tim, një gjykim jo të drejtë, *që nuk i përgjigjet realitetit* në tërësi.[1)]

Prandaj SFINKSI nuk flet, ose, nëse mbi buzët e tij lulëzon fjala për "*kë ka veshë të dëgjojë*", ajo gjuhë është e rendit

---

shpjeguar nëpërmjet kuptimit shqip : **S'FLET GJË** (s'thotë gjë = hesht), që është pikërisht kuptimi primar i figurës së Sfinksit, i rolit të tij në lashtësi (shën. i red.)

1) Gjykimi vetiak i Hesiodit kundër grave shprehet në rrëfimin për krijimin e gruas së parë - *Pandora*; fjalë me dykuptime ngaqë mund të interpretohet si "*bartëse e të gjitha dhuntive*", pra si figurë e pjellorisë së begatë, por edhe *"përfituese e të gjitha dhuratave"*. *Më i lashti i poetëve të Greqisë* zgjedh interpretimin e dytë, që të mund ta fajësonte Pandorën për të gjitha fatkeqësitë e gjinisë njerëzore, duke harruar se pikërisht për të qielli u ndriçua për herë të parë dhe u ngjyros në të kaltër. "*παδώρην, ότι πάντες Ὀλύμπια δύματ᾽ έχοντες δώρον εδώρησαν, πήμ᾽ ανδράσιν ᾽αλφηστήσιν*" (Hesiodi, vep. 81-2).

Siç thashë, teksti i Hesiodit mund të interpretohet në dy mënyra: "sepse të gjithë zotat e dhanë si dhuratë", ose "sepse të gjithë zotat i bënë një dhuratë" Nuk është e lehtë të përcaktosh se cili nga këto dy interpretime është më i sakti, përderisa në krijimin e Pandorës të gjithë zotat dhanë ndihmesën e tyre, por nga ana tjetër ajo përbënte *dhuratën* e tyre për burrat.

*Pandora* mund të krahasohet me Evën tunduese dhe *urna* që hapi ajo mund të përfaqësojë simbolikisht *njohjen mishtore të grave*, që u bë burim i së keqes për burrat.

Hesiodi e quan gruan përgjegjëse për të gjitha të këqiat, që nuk ekzistonin përpara shfaqjes së saj në botë: "Nga një racë e artë burrash të vdekshëm u krijuan në kohët e para *të pavdekshmit,* që u vendosën në Olimp. Ata jetuan në kohët e Kronit, kur ky mbretëronte në qiell; si perëndi e kalonin jetën, me shpirtin e çliruar nga ankthet, larg mundit dhe mjerimit; as pleqëria e shkretë nuk binte mbi ta, por përherë me të njëjtën fuqi në këmbët dhe në duart gëzonin nëpër festat, larg nga të gjitha *lëngimet*" (Hesiodi). Por, mes aq mënxyrash pambarim, Pandora nuk arriti të përhapë *shpresën, që njerëzit e ruajnë brenda vetes*, sepse, siç pohon vetë *Hesiodi*, "nën grykën e vazos, *mbeti po ajo*". Ishte shpresa e rikthimit të Epokës së Artë, shpresë me të cilën është e mbushur gjithë muzika e *Moxartit* dhe që në ***Flautin Magjik***, duke u zhvilluar shndërrohet në qëllim, i cili duhej t'ia shpejtonte ardhjen.

Më duket sikur e shoh Gruan *e parë*; shumë të bukur, me forma të përkryera, tashmë të kthyer në rrugë të mbarë, të dhembshur, me qerpikët rrahës dhe buzët e trëndafilta, e gatshme që t'u kumtojë njerëzve, të cilëve u solli aq fatkeqësi, rikthimin e asaj epoke të largët plot lumturi, duke u dhuruar në fund një buzëqeshje plot dritë bindëse, shprehje e një *ndjenje* të thellë dhe të sinqertë; e njëjta ndjenjë e vetvetishme e zjarrtë, që e bëri Adamin të thërriste kur iu shfaq Eva përpara: "Kjo është vërtet kockë prej kockës sime!", ndërkohë që qielli për herë të parë mbulohej me kaltërsi.

*ezoterik*, që mund ta kuptojë vetëm i inicuari me dukuritë shpirtërore. Për këtë arsye, *ruajtës* të këtij kumti shpëtimtar mistik ishin priftërinjtë e *Tempullit*, të mbrojtur në "*ngujimin*" e tyre, siç është shprehur në tekstet e shenjta egjyptiane, nga figura enigmatike e viganit të Gizës, i cili është quajtur edhe ***Hu***-ri, që në kuptimin e drejtpërdrejtë do të thotë "shkop" [1], por që në kuptimin "*e fshehtë*" - siç do të thoshte *Herakliti* - do të thotë "mbrojtje", "përkrahje", "mbështetje"

Ky koncept simbolik i fjalës *ndeshet* edhe në shprehjet e sotme popullore: "*Ti je bastuni im*", në kuptimin "*Ti je mbrojtja ime, mbështetja ime*".

*Priftërinjtë* e arrinin *dinjitetin e privilegjuar të ndërmjetësve* mes Zotit dhe njerëzve, nëpërmjet një periudhe tepër të gjatë studimi dhe *provash iniciatike tepër të rrepta*. Inicimi, pasi arrihej, bëhej *i përhershëm*, me kusht që *"prirja për t'u inicuar"* të kishte qenë *e vërtetë* tek kandidatët për prift. E thënë më thjesht : këta duhej të zotëronin realisht "prirje" të caktuara apo shprehí të posaçme natyrore dhe ***zakone morale***, *pa* të cilët inicimi nuk mund të kishte *efektshmëri*.

*Conditio sine qua non (kushti i domosdoshëm)* ishte *virgjëria*, edhe në kuptimin fizik, por mbi të gjitha si *virgjëri, si pastërti e shpirtit*. Ja përse nuk mund ta fillonte inicimin dhe ritualin për t'u bërë prift kandidati që nuk e kapërcente dot provën *e fundit* "hyrëse" *vendimtare*, që qëndronte pikërisht në *heqjen dorë vullnetarisht prej gruas*.

Ja përse në kohët më të hershme priftërinjtë vishnin petka të bardha, të pastra prej *lini*, simbol i këtij ***kushti parësor***, për të cilin Danteja, përfaqësues *i vërtetë* i kultit, do të thosh:

***"Është prej serafinëve ai që më tepër e adhuron"*** *(Zotin)*, (*Parajsa*, IV, 28) ose më mirë, ai që futet sa më shumë brenda përfytyrimit të Zotit; dhe sipas *Shën Gjonit*: ***E ndjek ngado që shkon*** (Ap. XIV, 4).

---

[1] Termi i përdorur në Egjyptin e lashtë për Sfinksin, **Hu-ri**, qoftë në kuptimin primar, qoftë në atë metaforik, përputhet plotësisht me fjalën shqipe **hu-ri**, që emërton një shkop të trashë, i cili përdorej për të goditur, pra edhe për "mbrojtje", madje edhe si bastun... (shën. i red.)

**Thoti**, i quajtur nga grekët "*Hermes Trismegjist*", ishte më i madhi i të gjithë inicuesve të lashtësisë, i quajtur *themelues i shkencës së fshehtë, lajmëtari* i *natyrës hyjnore* më të lartë. Në të vërtetë emri i tij tregon pikërisht këtë *funksion*.

**THOT**

në shqip ka kuptimin edhe sot e kësaj dite: "*ai thotë*"; dhe në fakt *ai thotë* (kumton) fjalën e Zotit, atë çka njeriu duhet të bëjë mbi tokë (në *relativitet*) me qëllim që *jeta njerëzore* t'i gjasojë *asaj hyjnore*, pra që të jetë e denjë të synojë fluturimet më të larta, rrugët flakëruese të paana të qiellit, pikësynimi i tij i përcaktuar, ku realizohet *qenia* në *plotësi* dhe *pavdekësi*.

Për *të kuptuar* këtë kumt *shpëtimtar* të luftës mbi tokë dhe të lavdisë në Qiej, duhet ditur si të dallosh, në mundësinë e trefishtë të fjalës (*folëse, domethënëse, maskuese*), pikërisht këtë fundit, domethënë kuptimin e saj *ezoterik moral*. Shkencëtari i çmuar MARKO SAVNIER, në veprën "***Legjenda e Simboleve***" - Atanor, Romë 1968, e përmbledh këtë *kumt të Zotit*, përcjellë njerëzve nëpërmjet *Thotit* dhe *Sfinksit*, në këtë mënyrë të besueshme:

*"Ky **Sfinks**, shprehte të gjithë Diturinë e së Kaluarës, duke u ngritur hijerëndë dhe madhështor përpara njerëzve, epokave, racave, duke mbizotëruar gjithçka, duke i pështjelluar të gjithë me misterin e vet dhe duke shpallur harmoninë e elementëve të ndryshëm, frymën e lartë e **Jetës - Një** në labirintin e analizës. Ai ishte përgjigja e Magjisë së Bardhë ndaj Magjisë së Zezë, simboli i Diellit që lind, ngaqë dielli bën ta duash Jetën, dhe të duash jetën do të thotë të jesh i lumtur.*

*Sfinksi duket sikur kundron Qiellin dhe Tokën, ngaqë lart ashtu si poshtë, fryti i gëzimeve është i bollshëm për atë që di ta arrijë. Dhe ishte quajtur "Varri i Hermesit" (Hermes = Thot), pikërisht sepse simboli i tij shfaqte me të gjithë thjeshtësinë e vet (Thot, e përsëris, do të thotë në shqip: thotë, tregon) gjithë dijen e Atlantidës, që mishërohej tek HERMESI; tek Hermesi apo Pasqyrat e Smeraldit, mbi të cilat Urtësia e së Kaluarës kishte skalitur, pak nga pak, urdhëresat morale që janë çelësi i lumturisë. Atlantët (borealët ose të bardhët, nga fjala shqip borë, dëborë) e Egjyptit ndërtuan pra Sfinksin,*

*me qëllim që e Kaluara të ishte përherë e pranishme në të Ardhmen, për t'u mësuar racave se dikur njerëzit e kishin njohur Parajsën Tokësore dhe se ishin dëbuar andej meqë kishin harruar ta konceptonin Njëshmërinë e Jetës, meqë s' kishin ditur ta përdornin Lirinë, dhuruar nga Zoti për t'i bërë të vyera veprimet që lidhen me qëllimin më të lartë të krijimit dhe të vetë jetës".*

***Sfinksi***, emblema në gur e një race që e nderonte DRITËN si gjënë më të afërt me Zotin, ndriçohej përherë e më tepër, ëmbëlsisht, me farfurima të buta vagëlluese, të ndryshueshme, që kalonin nga e trëndafilta në të verdhë dhe pastaj në vjollcë, ndërkohë që qielli merrte gradualisht një të kaltër bardhoshe të dendur, karakteristikë e kupës qiellore egjyptiane.

E vështroja ngultas dhe dikur vura re se edhe ai po më kqyrte buzëqeshur. Ajo kokë vigane e lartësuar njëzet metra mbi rërën e artë, tashmë e gjitha e mbështjellë nga lavdia e Diellit, po më fliste... Në mendje më vinin mësimet e vjetra të antropologjisë në lidhje me racën e vjetër *boreale*, adhuruese që gjithëherët e *Diellit*:

"Është ky fis, me flokë të drejtë dhe mjekër të dendur, me ballë të gjerë të ndritshëm, me kokë drejtkëndore, herë të shkurtër e herë të përzgjatur me të gjitha shkallëzimet. Hundë e zgjatur, buzë të holla, sy vigjilentë dhe përherë të shndritshëm, sikur shprehin mendimet e një mendje të kthyer drejt së mirës. Lëkurë e bardhë që priret drejt *trëndafiles* apo *gështenjës*. Kjo racë, ndër të gjitha ekzistueset, ka format më të bukura, më artistike; ajo krijoi kulturat më të ndritura, pasi përherë diti të qëndrojë më pranë Zotit; ajo pati në Histori rolet më të rëndësishme dhe u përhap në të gjitha anët e botës, duke mbrapsur *racën e zezë*, në kohë shumë të hershme, atëhere kur *barbarisht*, me shkatërrime, zjarre, kasaphana dhe dhunime, kjo u përpoq të pushtonte Europën. *Racës boreale*, i përkasin sëpari *Kaukazianët* dhe *Shqiptarët* e rajonit aziatik mes Detit të Zi dhe Detit Kaspik, *Baskët* e Veriut të Spanjës, Amitët e Semitët e Afrikës dhe Azisë, pastaj vijnë Indoeuropianët e Azisë dhe Europës; prej këtij grupi të fundit italianët përbëjnë degën më të bukur" (Canestrini : "*Antropologia*" - *Hoepli*, Milano 1878).

**Thoti**, *ndryshe* nga si besohet zakonisht, nuk ishte egjyptian, por *borèal*, krijues i doktrinës së FJALËS - DRITË, shfaqja e lavdishme e së cilës mbi Tokë është ***Dielli***, simbol i

ZOTIT - NJË, *Atum* ose *Tem*, emra të përbërë nga fjalë shqipe që, qoftë në kuptimin e drejtpërdrejtë, qoftë në atë *ezoterik*, interpretohen në këtë mënyrë:

1. At = ***at*** = baba;
   U = ***unë***;
   M = ***më*** = mëmë;

2. T = ***tatë*** = baba;
   E = ***e***;
   M = ***më*** = mëmë.

Kjo doktrinë e *Zotit - Një* do t'u mësohej, në kohët historike, nga i madhi Pitagora, *Kalabrezëve, Siçilianëve, Puliezëve* dhe *Lukanezëve*. Ishte doktrina e **Thotit**, përvehtësuar nga Pitagora në rreth 20 vjet praktike të rreptë inicuese në tempujt e Egjyptit, të hapur vetëm për "të inicueshmit"", njerëz tepër të rrallë, pikërisht siç ishte "*Biri i Heshtjes*", "Orakulli i Samos".

"Zoti, - *thosh Pitagora,* - lënda e padukshme, ka për numër *NJËQENËSINË* [1], e cila përmban pafundësinë; ka për emër atë të Atit, të Krijuesit apo të Mashkullores së përjetshme; ka për shenjë *Zjarrin* e gjallë, simbol të *Shpirtit*, thelb i gjithçkaje. Ky është i pari i parimeve. Por fuqitë hyjnore janë të ngjashme me atë *lotusin* mistik, që inicuesi egjyptian i zbritur në varr e sheh të ngrihet nga nata e zezë: fillimisht s' është veçse një pikë e ndritshme, më pas hapet si një lule dhe qendra flakëruese shpërndahet në mijëra gjethe plot shkëlqim, tamam siç shpërndan bërthama e *Diellit* morinë e pafund të rrezeve ndriçuese mbi Tokë, për të mbrojtur, në *relativitet*, jetën me të gjitha të mirat dhe gëzimet e saj të papërlyera".

**Pitagora**, vazhduesi në Perëndim i doktrinës së *Thotit,* thoshte se Monada e madhe vepron si ***Diadë krijuese***. Nga çasti në të cilin Zoti shfaqet, ajo është e dyfishtë: thelb i panda-

[1] në tekst : l'UNITA. Në një përkthim të thjeshtë do të ishte : Unitet, Bashkësi apo edhe Njësi, por asnjë nga këto nuk e jep kuptimin e vërtetë **jo-fizik** të fjalës në kontekstin përkatës. Më afër me këtë kuptim na duket fjala NJË-QENËSI, e cila përmban pikërisht konceptin **metafizik** dhe **fetar** të të qenit NJË, të pandashëm, të Zotit. (shën. i red.)

shëm dhe përmbajtje e ndashme, parim frymëzues ***mashkullor aktiv*** dhe parim ***femëror pasi,*** apo lëndë plastike e gjallë. Diada përfaqësonte, pra, bashkimin e së *Përjetshmes* Mashkullore dhe së *Përjetshmes* Femërores *tek Zoti*, dy veti hyjnore thelbësore dhe korresponduese, pikërisht të përmbledhura në:

***Atum*** ose ***Tem***,

ide kjo e dhënë poetikisht nga Orfeu, në vargun.

***"Jovi është Dhëndrri qiellor dhe Nusja hyjnore".***



Sfinksi egjyptian (në Giza)

***Borealët***, në Egjypt, me më të lartin inicues të tyre **Thotin**, të dehur prej LIRISË (për këtë ishin quajtur Ilirë) dhe *kaltërsisë* (kjo ngjyrë shpreh në *fizikë* dritën që vjen nga burime të largëta tepër të pastra, prandaj mishëron *shpresën*, ndërsa *e kuqja* largohet nga këto dhe prandaj përfaqëson të kaluarën, vdekjen), e konsideronin *Jetën* të bukur e të denjë (për t'u jetuar – shën. i red.); dhe, duke kremtuar lavdinë e *Diellit*, pohonin *pavdekësinë* si rrjedhojë e pashmangshme e *përjetësisë* së Zotit. Prandaj kumti i Sfinksit, i nxjerrë nga papiruse të ndryshme egjyptiane, shpall me madhështi. "Unë jam ***Tem-i***, i vetmi Një, arsyeja e Jetës, Burimi i *Vetëm* i çdo ekzistence.

**"Unë jam *Njëshi,* që ekzistonte edhe përpara se koha të ishte. Përpara se Dielli të lindte për herë të parë për të ndriçuar botën, Unë ekzistoja.**

**"Ra [1] është *Fjala* ime, që unë e kam përhapur për të ndriçuar botën dhe për të kthjelluar arsyen e njerëzve.**

**"Unë thashë *fjalën* e parë dhe *drita* nisi të jetojë në formën e Diellit që lartësohej mbi horizont; rrezet e tij përballin jetën dhe dritën, ngaqë janë përhapur nga fjala ime.**

**"Unë jam *Njëshi* që ekziston gjithherët dhe jeta ime është *përjetësia.***

**"Shëmbëlltyra ime qëndron në çdo shfaqje të jetës; Unë kam krijuar *njeriun sipas shëmbëlltyrës sime.***

**"*Pasqyrimi im* është në *këtë shëmbëlltyrë* guri prej kur bota ekziston, të modeluar nga ata që jetuan për të më nderuar mbi Tokë dhe unë dëshiroj të jetoj në këtë shëmbëlltyrë timen deri në mbarim të kohëve.**

**"Por mos lejoni që njerëzit ta ngatërrojnë këtë shëmbëlltyrë timen me mua vetë, ngaqë ajo nuk është Unë dhe Unë nuk jam ajo. Ajo është pasqyrimi i dukshëm i lavdisë Sime dhe lartësohet mbi Tokë për t'u mësuar njerëzve që të më shërbejnë dhe të më adhurojnë.**

**"*Nuk do të vdesë njeriu që beson tek Unë dhe më adhuron*; ai do të jetojë përherë tek Unë, ngaqë ai është shëmbëlltyra ime e gjallë."**

- Kush ka veshë për të dëgjuar, dëgjon... [2]

*SFINKSI* grek, të cilit i referohet njeriu i ditur i letrave dhe poeti frashinetas Bilota, ishte një kafshë fantastike, me kokë gruaje dhe trup bushtre, me krahë e me kthetra shpuese, që sipas mitologjisë qëndronte pranë Tebës, në Beoti. Miti i saj do të ketë qenë "krijuar" nga ndonjë Grek udhëtar, i cili kishte parë në Egjypt statujën e ndonjë Sfinksi, kur tashmë në atë Vend të lashtë domethënia e tij zanafillore kishte humbur. Sfinksi **grek** përfaqëson ligësinë femërore (tundimin, prirjen drejt mëkatit, *rëndesën*) të bashkuar me egërsinë e bishës.

---

[1] vini re përputhshmërinë e konceptit RA, si emërtim i asaj që vjen nga lart, me fjalën shqip **ra** (folja- **me rënë**), e cila ka kuptimin e asaj që bie nga lart-poshtë. (shën. i red.)

[2] **Enel**: ***Kumti i Sfinksit***, titulli origjinal: ***A Message from the Sphinx***.

Por ekziston edhe një SFINKS ***etrusk***, me kokë gruaje, trup luani e krahë *Shqiponje* (ky zog i *dritës* dhe i lartësive të mëdha është simboli i racës *boreo-Ilire*), që me buzëqeshje enigmatike të ëmbël e bindëse, përfaqëson *mençurinë njerëzore* (arsyen), *madhështinë e mendimit ezoterik*, të cilit i bashkangjitet forca (e mishëruar nga luani), fuqia e shpirtit, që i duhet *njeriut* për të mposhtur *pasionet rënduese*, që të mund të ngrihet në hapësirat më të larta të DRITËS, drejt *Qiellit*, cakut të tij natyror të përcaktuar



Sfinksi etrusk

***Sfinksi etrusk,*** njësoj si "i Madhi", (Sfinksi egjyptian – shën. i red.) edhe pse me fytyrë gruaje (gjatë epokës kur u ngrit mbretëronte ana femërore e PARIMIT TË GJINISË) shpreh gjithmonë atë ***NJË - TEM***, domethënia e të cilit është *tepër e dukshme* për këdo që zotëron kodin "e fshehtë" të gjuhës së hieroglifeve, siç e kam shpjeguar mëse njëherë.

Sfinksi i Gizës - data e ndërtimit humbet në mugëtirën e kohërave - ka fytyrë *BURRI, sepse* përfaqëson ***anën mashkullore*** të PARIMIT TË GJINISË ***Tat***. Por, ngaqë ***NJË - TEM*** është *i pandashëm*, tregon njëkohësisht edhe atë femërore.

Vështrimi i tij, përjetësisht i ngulitur në pikën prej së cilës çdo ditë lind DIELLI lavdiplotë dhe i madhërishëm, tregon RINGJALLJEN: një premtim që jep siguri për *jetën e përjetshme*; premtim aq ngushëllimtar e i ngjashëm me atë të

bërë nga Jezu Krishti Shpëtimtar në kohët historike, e që gjendet në përmbajtjen e Ungjijve të Shenjtë:

"Venit hora, in qua omnes qui in monumentis sunt, audient vocem *Fili Dei* et procedent in ressurectionem" [1] (**Gjoni**. V, 28, 29).

"Non est Deus mortuorum, sed viventium" [2] (**Mateu**. XXII, 32)

"Surget frater tuus!" [3] i tha Jezu Krishti Martës që qante për vdekjen e vëllait Lazër, dhe shtoi:

"Ego sum ressurectio et vita; qui credit in me, etiam si mortuus fuerit, vivet, et omnis qui vivit et credit in me, non morietur in aeternum". [4] (**Gjoni** XI, 23, 24).

***E vërteta është rikthyese si drita e diellit.***

Por ekziston edhe një *Sfinks hitit* (populli hitit njësohet me Trojanët dhe Etruskët), mishëruar në një luan me kokë njeriu: shprehje e forcave njerëzore, të cilat mund të shndërrohen në transhendentale gjatë imitimit të Zotit, Krijues i *Jetës* dhe i çdo të mire; atë Zot që *njeriu* duhet ta adhurojë, nëse dëshiron të arrijë me lavdi qëllimin e tij natyror: *lumturinë pa kufinj e pa kushtëzime: pavdekësinë.*



Sfinksi hitit

***HURI***, Rojtari i madh i Mistereve dhe "Mbajtësi i botës", tashmë që dielli ngjitej shkëlqimtar drejt lartësisë së qiellit, i

[1] Po vjen çasti, kur të gjithë ata që janë në varre do ta dëgjojnë zërin e Birit të Zotit dhe do të dalin prej tyre në ringjallje. (shën i red)

[2] Nuk është Zoti i të Vdekurve, por i të Gjallëve (shën i red)

[3] Yt vëlla do të ringjallet. (shën i red)

[4] Unë jam ringjallja dhe jeta; ai që beson tek unë, edhe sikur të jetë i vdekur do të jetojë, dhe cilido që është i gjallë e beson tek unë, nuk do të vdesë më kurrë. (shën i red)

cili po vishej i gjithi me të kaltër apo të bardhë dhe, puthur nga lavdia e ***Dritës besnike***, dukej ssikur ngazëllehej ashtu si edhe ***e dashura e shtrenjtë*** gjatë këtij takimi të pashmangshëm, i cili që prej shekujsh ripërtërihet ***i papërlyer***, plot rregëtima të shpeshta dhe të pafjala. Ripërtërihet sot në mes të shkretëtirës, e cila dikur kish qenë oqean i paanë që çahej nga anije të mrekullueshme të ngarkuara me ar, argjent dhe plot mallra të tjera të vyera, që vinin nga e gjithë bota dhe shkonin në drejtim të ***Atlantidës*** së madhe, Perandorisë së fuqishme dhe djep i qytetërimit të stërlashtë, përpirë papritmas 12.000 (dymbëdhjetëmijë) vjet më parë nga Oqeani që mban tashmë emrin e saj.

**SFINKSI**, që pà fëmijërinë e njerëzimit, që ishte i pranishëm në lartësimin dhe rënien e qytetërimeve fort të përparuara dhe, mjerisht, edhe në *trazirat* e popujve dhe të njerëzve të etur për pushtet e të mbushur me egërsi – shkaktarë të zvetënimit dhe rrënimit të vetvetes - me sytë e tij thellësisht të gropuar dukej sikur kishte qarë shumë mbi ato mënxyra. Por balli i tij i gjerë, plot farfurima të siguruara nga *e dashura e pavdekshme dhe e përjetësisht e sinqertë* [1]: ai ballë (që pasqyronte *hapësirën e paanë të Shkencës së Mistertë*) ngrihej i madhërishëm nga masivi *Klaft*, nga ajo kësula e puthitur (*Klaft* rrjedh nga folja shqipe *këllàs* ose *kllàs* që do të thotë pikërisht *të vesh*, në këtë rast - *të vesh mbikresë*), që zgjatej anash dhe zbriste mbi shpatulla e mbi krahëror, duke i *përhapur* ende botës mbarë kumtin shpëtues të

***ATEM*** [2]

***Zotit At dhe Mëmë në të njëjtën kohë – Zotit të të Gjallëve***, kumt, pra, i ringjalljes dhe i jetës, ftesë për bashkëjetesë në lumturi të plotë, pa hije, pa mbarim.

Ndërkohë që i zhytur në përsiatje kapja prej Sfinksit, me dëgjimin e shpirtit, këtë kumt hyjnor, u shkunda nga prekja e butë e dorës së Noemit, e cila qëndronte ulur në të majtën time dhe që, duke u ngritur, më drejtoi një buzëqeshje të lehtë që i ngjyrosi fytyrën ashtu si trëndafilia ngjyros lulet e lotusit.

---

1) është fjala për dritën (shën. i red.)

2) Vini re përbërjen e fjalës AT - E - M (At - dhe - Mëmë), i cili në shqip ka pikërisht kuptimin e fjalës së lashtë. (shën i red)

U ngritëm të gjithë dhe ecëm drejt tempullit të vogël kyçur mes kthetrave luanore të Sfinksit. Ndaluam të heshtur mbi pragun e tempullit, ku, në kriptën e thellë, pushon brenda sarkofagut të artë, mbështjellë me pëlhura të bardha borë, trupi i balsamosur i ***Thotit***, i të "Diturit të të diturve", i Atij që shqiptonte ***fjalët krijuese*** të gjithësisë, dhe ishte i pranishëm gjatë "***peshimit të zemrës***" në sallën e Gjykimit, në prani të ***Maat*** apo ***Mát***, *Perëndeshës së të Vërtetës.*



Perëndesha Màt e Drejtësisë

Ky emër (i cili, siç e theksoj në mënyrë të përsëritur në këtë vepër e në të tjera, vendosej në zanafillën e kohëve sipas ligjesh fort të rrepta dhe përcaktonte, pa mundësi gabimi, thelbin e qenies së cilës i ngjitej), shpreh pa asnjë dyshim, ***funksionin*** e vetë perëndeshës.

Në të vërtetë, ***Maat*** apo ***Mát*** është njësoj si në shqip dhe në arbërisht (zanorja me theks të mprehtë [ ´ ] zgjatet dhe bëhet pothuaj dyfish). Ajo është fjalë ***ilirishte*** tepër e lashtë, që vazhdon ***e pacënuar*** në gjuhën që flitet edhe sot në *Shqipëri* (nga *shqipe*, shqiponjë), tashmë një rajon mjaft i kufizuar i *Ilirisë së stërlashtë historike dhe parahistorike,* që mbulonte, në kohët e shkuara, territore mjaft më të shtrira e që flitej edhe në diaspo-

rë, nga ***Fara Jonë*** (raca jonë, fara e papërlyer dhe e shquar e përhapur kudo në botë). ***Mát*** *përkon plotësisht* me foljen homonime në shqip dhe do të thotë: *të peshosh, të matësh, të shqyrtosh me kujdes, të peshosh me urti për një vlerësim të drejtë të entiteteve.*

Prej ***Mát*** rrjedh edhe mbiemri shqip ***i, e matur:*** e peshuar, e quajtur e drejtë sipas të vërtetës; e llogaritur mirë, e menduar, e saktë; dhe për rrjedhojë, ***morale***, në kuptimin më fisnik dhe të vërtetë të fjalës.

* * *

Të dashur miq lexues e vëllezër Arbëreshë, Egjypti i lashtë është plot me fjalë shqipe, duke filluar nga emri i ***Kreut*** *të* ***Shtetit*** : ***Faraon***, që do të thotë "fisi jonë" (*fara* = farë, soj, fis, prejardhje; *onë* = e jona), pra ***njerëzore***. *Farë e njerëzve*, pasi përpara *Menes*, siç na e kujton me të drejtë dhe me vend **Cinti** në veprën ***"Historia e Besimeve"*** [1]: ***"ishte Mbreti i parë i racës njerëzore që qeverisi njerëzit e Nilit***". Dhe në të vërtetë Egjyptianët mburreshin se kishin qenë, fillimisht, të qeverisur drejtpërdrejt nga zotat e tyre.

Autoriteti i dytë i Shtetit quhej ***Zât*** ose ***Zot***, pothuaj një mëkëmbës, kryetar qeverie, i ngjashëm me atë të Shteteve demokratike moderne; që shpesh kishte në të njëjtën kohë edhe detyrën e *priftit më të lartë*. Etimoni i këtij emri përkon me fjalën e njejtë të ***shqipes*** e të ***arbërishtes***. E para flitet në Shqipëri, tjetra nga njerëzit me origjinë shqiptare, shpërndarë në shumë vendbanime të Italisë Jugore dhe ishullore; të themeluara nga Shqiptarë të mërguar apo në vendbanime italiane, por të ripopulluara nga bërthama të fuqishme shqiptare nga shek. XV – shek. XVIII, sipas pasqyrave të të Shumë nderuarit albanolog të shquar **Emanuele Xhordano**, nip i të madhit Bilota, në veprën ***"Fialor i Arbëreshvet t'Italisë*** "- Botimet *Paoline*, Bari 1963. Këtij studiuesi të shquar, me mençuri të qartë dhe me kulturë të gjerë, i detyrohem për sugjerimet ndriçuese dhe për këshilla të natyrave të ndryshme.

***Zot*** do të thotë pra, edhe sot, në gjuhën e folur në Shqipëri dhe në Arbërishten e diasporës: *zotëri*, *padron*, *princ*,

[1] "Storia delle Relegioni" –vëllimi i parë, Società Libraria, Milano 1934

*prift, Perëndi.* Nga ajo rrjedh mbiemri **(i,e,të)** ***zotëm*** = ai që ka zotërimin e vehtes, ai që sundon në sajë të dijes, aftësisë dhe kulturës, prej virtytesh morale, qytetare, ushtarake.

Sipas sugjerimit të këtij personazhi, *Faraoni* emëronte ***Këshillin e të Dhjetëve*** (i ngjashëm me kabinetin e qeverisë së Demokracive moderne), me dekret mbretëror, të quajtur **UDJA**, etimoni i së cilës është, pa asnjë dyshim, fjala e shqipes dhe e arbërishtes: ***UDHË-A***, që do të thotë pikërisht: rregull, normë, ligj, komunikim, arsye, drejtësi [1].

A mund të ketë etimologji më të përpiktë, silogjizëm më të përkryer, arsyetim më të lidhur logjikisht, jo vetëm nga pikëpamja filologjike, por edhe etnologjiko - historike?

Shkenca, në kuptimin më të gjerë dhe më të qartë të fjalës, kërkon ndjeshmëri të lartë intelektuale, plot vemendje ndaj bashkëlidhjeve të disiplinave më të larmishme.

*Popujt nuk kanë mbetur kurrsesi në vend*!

Vetë jeta, e kuptuar në plotësinë e saj fizike, biologjike dhe shpirtërore "*est motus immanens*" [2], siç e ka përcaktuar me të drejtë Aristoteli dhe para tij Thoti në të ashtuquajturin *Parim i 3-të*, i *Vibrimit*, që ngrihet mbi këtë të vërtetë:

- "*gjithçka është në lëvizje*", "*gjithçka vibron*","*asgjë nuk është në gjendje prehje*"; një e vërtetë që shkenca moderne e pranon pa ngurrim dhe që të gjitha zbulimet, të cilat pasojnë njëri-tjetrin që prej njëqind vjetësh, priren ta vërtetojnë dhe ta përforcojnë. Thoti siguronte: "Kush kupton *Parimin e Vibrimit* ka shtënë në dorë skeptrin e pushtetit".

Në Egjyptin e lashtë, *Faraoni - i Dërguari i parë* (Dërguesi është përherë Zoti, kurse mbreti është vetëm përfaqësuesi i tij në Tokë) është njëkohësisht Kryetar i Shtetit, Zât ose Zot, Kryetar i Qeverisë apo Kryeministër, ***Udja*** : Ligji, në kuptimin më të gjerë.

---

1) kuptim që ka mbetur në shqipen e sotme sidomos në shprehje frazeologjike apo togfjalësha, si "është e udhës" "i paudhi", etj. (shën. i red.)

2) është lëvizje e përjetshme (shën. i red.)

Mund të vazhdoja gjatë me emra, etimonë, përkime *të pakundërshtueshme.* Po ju kujtoj vetëm, duke kaluar nga etimologjia në Histori, se ·

- Ramseti II - i Madhi, i dinastisë XIX, më i madhi, më shkëlqimtari Mbret; nipi i tij, ***Hosarsiph*** (djali i një motre), prift i Osirides sipas Manetonit dhe Strabonit - njoftim i vërtetuar nga mbishkrime monumentesh [1] -, i quajtur më vonë ***Moisi*** nga Çifutët, çështjen e të cilëve e përqafoi vetëm më vonë; ***Salomoni*** - djali i Hitites së bukur ***Betsabea***; që të tre ishin ***trojanë*** - sipas ***Hermit*** [2];

- ***Aleksandri i Madh*** - siç e dimë të gjithë, *ishte* djali i *shqiptares epirote Olimbi* ;

- i larti ***Qezar*** "***Juli hyjnor***"- sipas Poetit më të madh latin Virgjilit, ishte trojan, pasardhës i ***Eneut***, dhe Perandori i madh ***August,*** nip i tij, ishte gjithashtu trojan;

- ***Kostandini i Madh***, "*që pa tek Kryqi shenjën e fitores*"; dhe të gjithë ***Perandorët*** e tjerë të ***Ilirisë***, që sunduan pas Tij, madje dikush edhe përpara tij, nën shenjën e ***Shqiponjës, janë të gjithë borealë***, "***Bij të Dritës***" dhe ashtu si ajo janë ***të lirë.*** Prandaj, *për vetë natyrën e tyre, të mësuar të shohin të veçantën në dritën e universales dhe universalen në konkretësinë e të veçantës*; ata janë ***Ilirë*** (nga fjala shqipe: *lirí, i lirë*); burra mendjelartë, që mund të pushtojnë me shikimin e tyre të fuqishëm e të ndritshëm, që nga lart, krejt *rrjedhën e Historisë së njerëzimit*, duke dëshiruar mbi gjithshka, përmbushjen e Fateve të popujve, nëpërmjet një *vullneti të hekurt e të sinqertë, plot drejtësi shoqërore.*

Në Egjypt e në Mesopotami, në Palestinë, në Lindjen e afërt e në Anadollin e gjerë, si edhe në rajone të tjera të shumta të botës, kam gjetur ngado ***praninë*** e ***Ilirit*** (të mbahet parasysh gjithmonë barazimi: ***Ilir*** = ***Hitit*** = ***Trojan*** = ***Etrusk*** e më pas = ***Romak***), që nga kohëra që s'mbahen mend: në gjuhët, në zakonet, në mitet e besimet, në lindjen, ngjitjen dhe rënien e qytetërimeve të mëdha.

---

1) Straboni, Libri XVI i *Gjeografisë*, fq. 1104 - botim francez i vitit 1707.

2) Gerhard Herm, ***L'avventura dei Fenici***, *Garzanti*, 1974, fq. 208.

Mund të vazhdoja gjatë me përmendje të tilla, por do të largohesha tepër nga qëllimi i kësaj vepre, i cili është vetëm që të dëshmoj, në mënyrë të thjeshtë, të qartë, të pangatërrueshme, se *alfabeti hieroglifik fonetik* egjyptian u hartua nga *Thoti* nëpërmjet kodit shqip, duke iu referuar tingullit të shkronjës së parë, bashkëtingëllore a zanore, të fjalës që tregonte frymorin, sendin apo konceptin e paraqitur nga vetë hieroglifet.

Shampolioni, i cili ia kushtoi gjithë jetën egjyptologjisë, falë njohjes së hebraishtes, arabishtes, shumë të folurave semitike dhe gjuhës kopte, arriti të përcaktojë, një vit para vdekjes, vlerën fonetike të hieroglifeve dhe, me metodën që do të shpjegoj më tej, *mundi të ndërtojë alfabetin egjyptian.* Unë, duke zotëruar po ato dije, madje edhe të tjera, të rendit të ndryshëm, duke studiuar dhe hulumtuar në shumë drejtime për disa pesëvjeçarë, munda të përcaktoj emrat e frymorëve, sendeve dhe koncepteve që paraqiten nga hieroglifet e alfabetit egjyptian të zbuluar nga Shampolioni; dhe ***provova***, në mënyrë të sigurt, se ata emra janë ***shqip***, ashtu siç ishte ***shqiptar*** vetë ***autori i atyre hieroglifeve***: THOTI...

... Si e nderuam në heshtje krijuesin e gjithë *Shkencës së lashtë*, përherë e më *aktuale* dhe *e përpiktë* në shoshitjen e hulumtimeve dhe studimeve *edhe të kohëve më të vona*, u nisëm drejt Piramidës së Madhe të Sarkofagut: që në gjuhën vendase quhet **KUF**, por që është greqizuar në **KEOPS**. Në të vërtetë ai nuk është aspak sarkofag apo “arkivol”, por një enë të shenjtë, ezoterikisht e quajtur "*Cenotaf i Osiridit*", ku vendosej në gjendje kataleksie [1)], me trupin e ngurtë, krejt si i vdekur, ithtari që kish kapërcyer të gjitha provat e inicimit, me qëllim që shpirti i tij, shkëputur përkohësisht nga trupi, të ngjitej i lirë në qiell për të marrë ***bekimin suprem***, duke arritur gjendjen e *përsosmërisë së miratuar përgjithmonë* ; dhe që pas rikthimit në Tokë, duke u ribashkuar me trupin, të mos ishte më

1) në italisht *catalessi* – gjendje e shkaktuar nga lëndë të posaçme, gjatë së cilës njeriu duket si i vdekur, krejtësisht i gurtësuar, falë një aktiviteti kardiak minimal, sa për të mos vdekur vërtet. Në lashtësi, por edhe më pas, konsiderohej si gjendja “në të cilën shpirti i njeriut arrinte të shkëputej nga trupi, duke qenë i aftë kësisoj për të takuar perënditë” (Shën. i red.)

objekt tundimi, dhe, për këtë arsye, të mund të kryente me lehtësi funksionin e ***ministrit*** [1] të vërtetë të më të ***Lartit***, mision shpëtimi dhe shëlbimi ndaj njerëzve, ndaj gjithë njerëzve pa dallim.

Kjo enë e shenjtë, që quhej **KUF** (në shqip ***Kufë***) nuk kishte të bënte aspak me vdekjen; ajo ishte më tepër një altar i shenjtë, pista për ngjitjen e sigurt drejt Qiellit, drejt pavdekësisë së lumtur...

... Arritëm përpara grehinës më të madhe të botës, përpara atij mali artificial të ndërtuar nga *Atlantidët* që shpëtuan 12 mijë vjet më parë nga shkatërrimi i Atdheut të tyre. Ndonëse e mbetur pa veshjen tepër të shtrenjtë origjinale të mermerit të lëmuar stolisur me hieroglife, shumë të çmueshme për qëllimet e Shkencës dhe Historisë, Piramida e Madhe dukej jashtëzakonisht hijerëndë, magjepsëse. (Për pikësynimet e sakta të kësaj grehine vigane do të flas gjatë shtjellimit të veprës).

Me zemër të dridhur ecëm drejt hyrjes, shoqëruar nga burra të fuqishëm e të shkathët vënë në dispozicionin tonë nga Autoritetet, meqënëse me ne ishte edhe një studente egjyptiane - mike e mbretit ***Faruk*** *si e*dhe një princeshë, motra e një ***Mbreti*** në fron. Hyrja e quajtur "*Al Mamum*" gjendej në shkallinën e 5-të, ndërkohë që ajo e vërteta në të 15-ën, përherë mbi faqen Veriore. Shkallina e parë na arrinte thuajse në lartësinë e shpatullave. Tepër të kujdesshëm, njerëzit e shpurës na ndihmonin në ngjitje. Para se të hynim në Piramidë kthyem edhe njëherë vështrimin drejt Sfinksit, ndriçuar tashmë tërësisht nga drita e diellit të ngritur lart në qiell dhe që dukej më pak i rreptë, pothuajse i butë, folës...

Hymë njëri pas tjetrit. Në fillim gjysma e njerëzve të shpurës, pasuar nga Shashà, Abraham Ashrefi, Alfani, studentja egjyptiane, Noemi, pastaj unë dhe më në fund arabët e tjerë. Nisëm eksplorimin, në të vërtetë shumë të vështirë.

Pasi kishim përshkuar ngadalë shumë hapa të kësaj shpelle, u gjendëm në kalesën zanafillore të hyrjes. Më pas, me shpina të kërrusura, duke zbritur, përshkuam një korridor të gjatë e të ulët, të ngushtë, të rrëpirët dhe rrëshqitës. Arritëm,

---

[1] në kuptimin e përfaqësuesit fetar, priftit (shën. i red.)

gjithnjë të kërrusur, fundin e korridorit. Kjo hyrje, u kujtuam, ishte i ashtuquajturi "pus" që zbret nga pikëlidhja e udhëkalimit ngjitës të "Galerisë së Madhe". Ky korridor i ri i gërmuar në shkëmb ishte më i ngushtë se kalesa që sapo përshkuam. Gjatësia e tij, nga muri Verior në shkallaren e dyshemesë është rreth 45-46 metra, gjerësia e tij, përfshirë bankinat anësore, është disi më pak se dy metra. Muret anësore formojnë, me ndërprerje, një kupë, tavani i së cilës është me gjerësinë e dyshemesë mes bankinave; lartësia e tyre, përfshirë bankinat, është rreth 9 metra. Bankinat kanë një gjerësi prej rreth gjysëm metri dhe një lartësi vertikale prej 70 centimetrash.

Bankina Lindore, që fillon pikërisht nga muri Verior, ka 28 zgavra; bankina Perëndimore nuk takohet më me murin Verior dhe vendi i gropës së 28-të është zënë nga fundi i "Pusit"; prandaj bankina e djathtë ka vetëm 27 zgavra.

*Cila është domethënia e këtyre zgavrave*?

Sipas disa egjyptologëve, si bie fjala Patrisi, ato janë 28 baza shtatoresh mbretërore vënë përballë njera-tjetrës, pararendës të Mbretit të 28-të të Egjyptit, Keopsit! Sipas të tjerëve bëhet fjalë jo për shtatore Mbretërish, por për *hyjninë supreme* të materializuar në *28 pamje.*

Nuk është detyra ime të shqyrtoj këtu këto hipoteza. Por, ngaqë është vërtetuar se Piramida e Madhe ishte një vend i shenjtë, ku kryhej kurorëzimi i inicimit suprem, gjykoj si më të mundshme hipotezën e dytë.

*Kandidati* i pranuar në zbulimin e mistereve i kryente studimet e tij tepër të rrepta, gjatë disa periudhave të "heshtjes së Madhe" dhe "të Vogël", që zgjateshin shumë në kohë dhe që zhvilloheshin në faltoren e madhe, mbas shpatullave të Sfinksit, prej së cilës kanë mbetur plot rrënoja.

Për afro tre orë, vizituam me vështirësi të madhe këtë vend misterioz, që u fliste zemrave tona rinore plot ngazëllim me një gjuhë të mistershme, gjithë ëmbëlsi të papërshkrueshme. Të lodhur u kthyem mbi gjurmët tona deri në "kanalin" pa ajër, duke vazhduar drejt pjesës sipërore, që ngjitej në vijë të drejtë të përpiktë brenda shkëmbit të fortë. U ndalëm një çast për të pushuar në pikën ku korridori vazhdon me muraturë. Të ulur mbi dysheme shihnim përtej daljes, diellin lart në qiell,

veshur me të kaltër në të bardhë dhe që, si mirëbërës bujar, lëshonte së lartmi mbi luginë lumenj drite. Pothuaj duke u zvarritur, arritëm në një dhomë të lartë më tepër se gjashtë metra, në pikën e tavanit ku pikërisht përballë nesh takohen harku i murit verior me harkun e murit Jugor Këta mure janë të larta pesë metra. Gjerësia e dyshemesë shkon më tepër se pesë metra, gjatësia pothuaj gjashtë.



Skicë Galeria e Madhe (në Piramidën e Keopsit)

U kthyem në korridorin e rrafshuar, në pikën ku ai takohet me "*Galerinë e Madhe*" dhe vijuam ngjitjen e rrëpirtë. Ndjeja dihatjen e Zalimas dhe Noemit; njëra ecte vetëm pak centimetra para meje, tjetra vinte pas. Duke ecur ngadalë, me

pushime, arritëm më në fund në dhomën më të rëndësishme të Piramidës: "*Dhoma e Mbretit*". Këtu, në pjesën Perëndimore, gjendet "Sarkofagu" i famshëm me granit të kuq të Asuanit, përmasat e jashtme të të cilit janë : gjatësia 2.292 m, gjerësia 0.984 m., lartësia 1.053 m. Kjo mbajtëse e shenjtë, që siç e vura në dukje më parë, nuk është sarkofag në kuptimin e vërtetë të fjalës (nuk mbajti kurrë asnjë trup të vdekur), por përkundrazi një sënduk, një arkë e shenjtë e paracaktuar të strehonte *kandidatin* që kish arritur në shkallën e fundit të inicimit, para se të merrte mirosjen dhe bekimin drejtpërdrejt nga Zoti, në ato pak çaste kur shpirti, i shkëputur nga trupi, qëndron në prani të Tij.

Në këtë pikë po hap një parantezë që më duket *me vend*. Në sajë të Napoleonit të Madh, më 1798 lindi *egjyptologjia*. Kjo shkencë e re i detyron pothuaj gjithçka *më të madhit të Francezëve*. Ashtu siç pohon me të drejtë studiuesi Nolli në veprën "***Qytetërimi i Egjyptit të Lashtë***" - Botimet ERI, 1963.

"... *Fushata napoleoniane ishte ngjarja që hapi para njerëzve misterin e hieroglifeve. Në të vërtetë Napoleoni, i vetëdishëm se po e dërgonte ushtrinë në një rajon pa asnjë dyshim tepër tërheqës për shkencën, mori me vehte bashkë me trupat, edhe një legjion studiuesish*".

Më i madhi i Francezëve, Të Cilit intriga e armiqve, të jashtëm e të brendshëm, *nuk mundi t'i presë rrugën për hyrjen ngadhënjimtare* në Histori, kur ndodhej në prak të kalimit nga jeta tokësore në atë të pavdekësisë dhe të lavdisë, (siç na bën të ditur **Mario Pinkerle** në veprën "***Piramida e Madhe***" - Filelfo Tolentino 1977), i tha njeriut që i kishte mbetur besnik deri në fund: "Kur isha në *Sallën e Mbretërve*, i nxorra jashtë të gjithë. Desha të mbes vetëm. Dhe atëhere ndodhi diçka e jashtëzakonshme. Nuk mund të ta tregoj pasi as ti nuk do të më besoje".



"Dhoma e Mbretit" dhe sarkofagu prej graniti.
Muret, dyshemeja dhe tavani janë gjithashtu*prej graniti të Asuanit.*

Unë nuk mund të përfytyroj se çfarë provoi *Gjeniu* i mbetur vetëm në "*Dhomën e Mbretit*" në atë vit të largët 1798. Por, për sa kam lexuar dhe rrahmendur në shumë e shumë tekste të tjerë të *egjyptologjisë* dhe për sa kam nxënë në shumë vite studimi mbi "*Shkencën e Thotit*", duke u mbështetur edhe mbi studime të shumta mbi Piramidën e Keopit, të rendit fizik dhe psikologjik, kryer nga shkencëtarë të njohur, mendoj se bëhej fjalë për një dukuri psikike tepër të rrallë - privilegj i pak njerëzve vërtet të MËDHENJ të njerëzimit -, për atë gjendje në të cilën shpirti, pasi ka arritur shkallën më të lartë të një ndjeshmërie të jashtëzakonshme dhe e ka polarizuar maksimalisht vullnetin, arrin "*epifaninë*" apo *vizionin e drejtpërdrejtë*, duke asistuar në ngjarje që ndodhin atëkohë apo që do të ndodhin më pas, me përpikmëri matematike.

Edhe mua, ndërsa isha në "Dhomën e Mbretit" bashkë me kolegët e "*Kursit të Kulturës së Lartë*", përpara "sarkofagut" prej graniti të kuq të mbështetur në mur, m'u duk për një çast sikur isha rrethuar nga fasho rrezatimi të veçanta dhe të dendura; nga një ndijim i vagëlluar i mungesës së rëndesës, i

paprovuar kurrë më parë, nga një eterizëm i pandjeshëm në të prekur, por *i fuqishëm,* që i jepte krahë mendimeve mbi të ardhmen. Edhe Noemi, një vit më pas, në Romë, në prak të Vitit të Ri, si pasojë e kush e di çfarë shoqërimi idesh, ngaqë biseda jonë sillej rreth nisjes për në Amerikë të Akademikut të Italisë FERMI (njërit prej të ashtuquajturve "*Djem të Korbinit*"); më rrëfeu në mirëbesim se edhe ajo kishte provuar të njëjtat ndijime në "Dhomën e Mbretit"...

.. *Nuk* vura re ndonjë hieroglif në atë dhomë, madje në asnjë prej mjediseve të tjera që vizitova në Piramidën e Madhe. Vetëm përgjatë kalesës që të çonte në atë dhomë të famshme, pashë të vizatuar në reliev një gjysëmrreth ⌓ (më vonë mësova se bëhej fjalë për hieroglifin që përfaqësonte shkronjën **T** të alfabetit). Kjo shenjë ishte rreth 20 x 10 cm.

Hyrja për në Piramidë, në lartësinë e shkallinës së 5-të, u hap rreth viteve 4123-3568 p.K. dhe u mbyll nën Mbretërimin e Ramsetit II; pastaj u rihap më 815 nga Al Mamuni.

I parë nga larg, trekëndëshi i formuar nga blloqet e shkarkimit dhe arkitraut, dukej si një "sy" i madh qendror. Brenda këtij "syri", një dorë e guximshme kishte skicuar një tetragramë (4 shkronja), që Noemi ***çifute*** na shpjegoi se përbënin Emrin e "*të Pashprehshmit*", dhe, për këtë arsye, duhej të ishin gdhendur nga ndonjë hebré. Dhe shtoi se tek ata ky emër, që i përgjigjej tetragramit **JHVE,** ishte objekt veçantë adhurimi dhe do të thotë *Ti je i Vetmi*, pikërisht si në *arbërisht*: Je VE(T). Ju kujtojmë se në hebraishten më të lashtë *H*-ja shqiptohej edhe *E*.

... Vijuam udhën drejt daljes. Mbi shkallinën e 5-të, Dielli, ky dhuratë dashurie e Zotit, At dhe Nënë në të njëjtën kohë (ATEM), na përshëndeti me një "*mirëseardhje*" të hareshme, duke na mbështjellë përzemërsisht e tërë kujdes në petkun e dritës së ngrohtë; në atë çast kishim nevojë për të. Ora ishte rreth 14. Zumë vend rrëzë atij mali artificial të gurtë dhe iu shtruam gëzueshëm një dreke të bollshme, duke shkëmbyer përshtypjet me njëri-tjetrin. Rreth orës 16, Noemi, i vëllai, princesha dhe Alfani u kthyen në Kajro; kurse Shashà, Egjyptiania dhe unë qëndruam sëbashku me njerëzit e shpurës, të vendosur t'i ri ngjitemi Piramidës.

Duke vëzhguar shoqëruesit, vura re se njeri prej tyre, nga pikëpamja ***antropologjike*** nuk mund të konsiderohej kurrë si arab, ndonëse ishte shumë i zeshkët për shkak të qëndrimit të gjatë në Egjypt. Kishte më tepër të dhëna trupore të një *boreu brakicefal*, që më sillte ndërmend malësorët trupmëdhenj të Malcisë mbi Shkodër. Kureshtar, e pyeta, dhe doli se ishte një kushëri i largët i *Mehmet Alisë*, pashait me origjinë shqiptare që qeverisi Egjyptin për dyzet vjet, duke dëbuar mamlukët, Francezët dhe Anglezët në të njëjtën kohë.

Ishte tamam ora 16 kur vendosëm t'i ringjitemi malit *artificial*, të lartë atëhere rreth 146 metra. Të ndihmuar nga njerëzit e fuqishëm të shpurës u kacavarrëm në anën e faqes Veriore mbi shkallina të çrregullta dhe pas njëzet minutash arritëm brezaren prej rreth 120 metra katrorë, ngaqë brinja e saj ishte 11 metra në vijë të drejtë.

Shashà, e cila vuante pak prej marramendjes, rrinte ulur në mesin e asaj brezareje mbrojtur nga njerëzit e shpurës, ndërsa Egjyptiania dhe unë rrinim më këmbë, më pranë anëve. Soditëm të dalldisur e të përhumbur në mendime gjithë Egjyptin misterioz që shtrihej poshtë nesh, të largët e të afërt; piramidat e tjera, shkretëtirën shterpë edhe pse të praruar, malet e Libisë kufitare; Nubian e Nilin - dhuratë e Qiellit frytdhënës -, Kajron me xhamitë e saj dhe minaretë e larta, prej majave të të cilave do të ngjitej, pas pak, drejt qiellit, lutja e përvajshme e Muezinit. Zemra, si e dehur me ambroz [1] hyjnor, shpejtonte rrahjet, e pangopur; donte të shihte më tepër, më lart dhe më larg! Dhe befas hovte prej një ngazëllimi tepër të fuqishëm, të papërmbajtshëm.

Për t'iu larguar kësaj ndjesie iu afrova Shashasë dhe e pyeta: "Si jé?" [2]. M'u përgjigj: "Mirë... me pak frikë". U përkula mbi të dhe për t'i dhënë kurajo i bëra një kompliment, të cilin e meritonte vërtet, falë figurës së saj të përsosur, përpjestimit harmonioz të pjesëve dhe formave të trupit, që përkonin me normat klasike të bukurisë femërore. Përgjasonte aq fort, megjithë kushtet e vështira të çastit, me hyjnoren ***Afroditë***!

---

1) ushqim (pije) i perëndive, burim i pavdekësisë (shën. i red.)

2) shqip në tekst, si edhe fjalët vijuese "Mirë, me pak frikë" (shën. i red.)

(Edhe emri i kësaj perëndeshe të paqetë të bukurisë përbëhet nga fjalë shqipe: ***afronj*** - "*afroj*" dhe ***ditë***. Ne e dimë se "***Afrodita***" quhej nga të lashtët planeti *me të njëjtin emër* (në latinisht: Venus) më afër diellit, që *i pari* shfaqej në qiell për të lajmëruar ditën e re.)

Në majë të Piramidës thithej një ajër muzikor, me vibrime pothuaj të panjohura për mënyrën e zakonshme të dëgjimit; vibrime valësh zëri dhe drite që përhapeshin, siç më dukej, përtej perceptimeve normale; por që kapeshin në ato çaste nga shpirti i përndezur dhe i përqëndruar në mendime të larta, që më mbështollën në dredha të lehta të ëmbla magjepsëse.

Shashà deshi të ngrihej. *A provonte, vallë, edhe ajo, të njejtat ndijime?* Ka të ngjarë. Ajo, Egjyptiania dhe unë, më këmbë, vështronim nga lart në të gjitha drejtimet. Dy koleget më ngjanë për një çast sikur po ëndërronin syçelët dhe të dyja sikur ndrisnin prej një bukurie eterike [1]. Befas, tek to pashë vagëllimthi tiparet e *Isidës* hyjnore, dija e së Cilës bëri të mundur ngjitjen drejt qiejve përherë e më të lartë e më të kthjellët.

Mbetëm për disa çaste plotësisht në heshtje, të shtangur prej atyre përftimeve të jashtëzakonshme, të marra më tepër nga shpirti se nga shqisat e zakonshme të trupit.

Më pas një dallgë ere e spërkatur me ajër të freskët na shkundi nga ***ëndrra magjike*** dhe papritur m'u duk sikur dëgjova melodi mjaft të ëmbla, aq të njohura për zemrën time, të Moxartit e të Belinit.

Vështruam përsëri teposhtë: Nili plot gjallëri shtrihej në Lindje më i kaltër se kurrë, pas bishtit të Deltës, përmbi ***Saqqarah*** [2], atje ku ndodhet një farë "*parku kujtimndjellës*", një vend ku kënga e përjetësisë ripërtërihet papushim që prej mijëra shekujsh. Emri ***Saqqarah*** tregon pikërisht këtë gjendje, shpreh këtë melankoli vajtimi në heshje. Etimonë të këtij togfjalëshi janë fjalët shqipe: "sa" - ndajfolje sasie dhe "qanj, qaj, vajtoj". Bëhet fjalë për vajtime të heshtura plot keqardhje për një jetë jo të jetuar *tërësisht* sipas ligjit të Zotit, pra që bën të domosdoshme prova të tjera (për të fituar Përjetësinë qiellore

---

[1] eterike (nga eter) – qiellore, hyjnore, e mbinatyrshme (shën. i red.)

[2] emri i vërtetë, vendas, i Saharasë, shkretëtirës egjyptiane (shën. i red.)

– shën. i red.), vuajtje të tjera të qenies gjatë mishërimeve të reja tokësore! Në Perëndim, mbi vargmalet libike, rripa zjarri, flakë inkandeshente shfaqeshin me shkrepëtima, binin e përhapeshin ndërsa shuheshin ngadalë, me vezullime të lehta vagëlluese, duke i hapur rrugën perëndimit, që në Egjypt është një ngjarje me bukuri mbinjerëzore, të parrëfyeshme.

Pylli i palmave që mbulonte vendndodhjen e lashtë të Menfit shtrihej në Jug si një smerald i stërmadh dritëdendur, vezullues, herë-herë i tejdukshëm; ndërsa lavdia e diellit qëndronte në qiell si një ylber prej mijra ngjyrash e ngjyrimesh. Drita e tij, ndonëse në zbehje, përflakte ende hapësirat me vezullime të kuqërreme. Qyteti i Kajros, e ngjeshur në vargun e thatë të Mokatanit, pregatitej heshtazi të dëgjonte grishjen emfatike të ***Muezinit*** në lutjen e mbrëmjes dhe *ding-dangun* e këmbanave të Kishës së Krishterë, me "***Ave Maria***!".

Drita po zbehej gradualisht, megjithatë përhapte akoma përreth një ngjyrim trëndafilí të butë, si ai që përftojnë aq ëmbëlsisht lulet e brishta të lotusit kur sapo ngrihen nga uji të papërlyera; përhapte drita të ndryshueshme mbi të gjithë Natyrën në prak të prehjes; nga e trëndafilta e përskuqur në të verdhën e fortë, në të gjelbër, në të praruar; një hyjnizim dritash, aromash e shushuritjesh të mistershme të shprehura muzikalisht me butësi mbështjellëse. Pikërisht atëhere u larguam nga ai "teleskop" mbi botën (Piramida e Madhe është ndërtuar përpikmërisht në qendër të Tokës).

Të ndihmuar nga burrat e zotë të shpurës zbritëm 130 shkallinat (secila prej tyre e kalonte metrin) me njëfarë vështirësie, ngaqë zbritja ka njëfarë rreziku; disa vizitorë kanë thyer ndonjë gjymtyrë aty, madje edhe kokën. Ne arritëm pa incident në tokë, ku na priste automobili i Ashrefit. Përshëndetëm burrat e shpurës, duke i shpërblyer me dhurata dhe parà, që ata i pranuan me falenderime dhe përkulje, sipas mënyrës lindore.

Megjithëse mbrëmja sapo kishte rënë dhe të gjitha ngjyrat ishin shkrirë në vezullitje grahmuese përqark, qielli ishte megjithatë jashtëzakonisht i ndriçuar dhe Sfinksi e Piramidat shiheshin qartë, ndonëse si të mbështjella me vello të tejdukshme opale.

Shoferi hapi dyert, ne zumë vend rehatshëm dhe u nisëm në drejtim të Kajros, për të mbërritur në vilën e Noemit dhe Abramit, ku banonim që nga mbërritja jonë në Egjypt.

Me rreth 100 km në orë - shpejtësi e tepruar për atë kohë - arritëm në Kajro kur sapo kishte rrënë nata dhe, pasi mbyllen pazaret, qyteti i tregëtisë shndërrohet në qytet të qejfit.

Automobili ynë u ndal përpara kangjellave të vilës luksoze Ashref, në fillim të një bulevardi të madh me palma të larta që përfundonin në majë si ombrellë. Në fund të bulevardit shtëpia aristokrate mikpritëse ishte ndriçuar me drita të fuqishme artificiale, që binin në kontrast me vezullimën natyrore të kupës qiellore, e cila gëlonte nga një pafundësi yjesh plot gjallëri, si të të gëzuara nga prania e *yllit të argjendtë* [1], i cili, në fuqinë e vet ndriçuese më të plotë dukej më afër me Tokën.

Në sallën e këtij pallati të madh të ***Mësuesve të Mëdhenj të Rodit***, e restauruar dhe plotësisht e ripërtërirë nga Italia, mbaheshin "KURSET E KULTURËS SË LARTË", në të cilat merrnin pjesë studiues të Historisë së Artit dhe të Shkencës nga e gjithë Europa dhe Lindja e afërt.

Në vesh na erdhën ca nota muzikore fort të njohura, melodi të ***Aidës*** luajtur në piano nga gishtat e hollë dhe virtuozë të Noemit. Në heshtjen e natës, reçitativi i gjatë, shprehur mjeshtërisht, ngrihej me ëmbëlsi, dhe ulej butësisht mbi veshë e ndër zemra:

> "*Këtu Radamesi do të vijë ... ç'do më thotë vallë?*
> *Ku i kthjellët mëngjesi im përshkënditi...*"
> Ecëm më tej ngadalë, për të shijuar këngën:
>
> "*O lugina të freskëta ... o azil i bekuar,*
> *që një ditë Dashuria ma premtoi...*"

Nota të tjera, melodi të tjera përherë e më të lidhura, të frymëzuara dhe përfshirëse flisnin për dashurinë zhuritëse, të dëshpëruar, të pamasë, të ***Etiopes*** së bukur e të trishtë.

Kur mbërritëm në verandën e mbushur me lule, tingujt e zërat heshtën. Vetrata u hap dhe, me një harè të dukshme, të gjithë; Noemi, Abrami, prindërit dhe Alfani na dolën përpara e

[1] është fjala për Hënën (shën. i red.)

na përqafuan me dashuri të sinqertë. Në sallonin e gjerë, mbi tavolinën e madhe të pregatitur për darkën, shandanë argjendi përhapnin dritë të mjaftë, dhe sythe trëndafilash të kuq e të bardhë lëshonin aromën e lehtë e të këndshme. Ulur pranë njeri-tjetrit: *Çifutë*, *Muslimanë* dhe *Katolikë*, në gosti vëllazërore, pa kushtëzime, në harmoni të përkryer e gazmend të plotë, shijuam darkën e shkëlqyer dhe verën e mrekullueshme të Rodit.



*Faltore e Athina Lindias mbi shkëmbin e Lindit*



*Pallati i Mjeshtërve të Mëdhenj në Rod*



*Kështjella e Kalorësve, në Lind*



*Oborri i Spitalit të lashtë të Kalorësve, në Rod*

Ditën tjetër Alfani dhe unë shkuam në Aleksandri që herët në mëngjes. Aty morrëm anijen ***REX***, që shkonte në Rod (Egje) - asokohe zotërim italian. Aty tërhoqëm dëshmitë e studimeve në Kurset e Kulturës së lartë, nënshkruar nga Kryetari i Komitetit Drejtues - onorevole Feliçoni si edhe Rektori Buti. Pas pak ditësh, me të njëjtën anije, u kthyem në Itali.

E takova përsëri Noemin, siç e kam thënë, një vit më pas në shtëpinë e një oficeri të Marinës Mbretërore, mik i përbashkët, gjatë martesës së tij me një doktoreshë çifute, pikërisht me rastin e Festave të Krishtlindjeve dhe të fundvitit; kurse Shashanë e takova më 1942, me rastin e një ligjërate mbi **De Radën**, poetin më të madh arbëresh, në sallën "Antici Mattei", ku merrnin pjesë personalitete të larta të kulturës, disa Akademikë të Italisë, pothuaj e tërë Përfaqësia Diplomatike e Shqipërisë, si edhe shumë miq, mes të cilëve vëllezërit Alberti nga Frashineto, që i kujtoj përherë me dashuri.

Kurse Alfanin e ritakova vetëm ca vjet më parë, të zhgënjyer nga jeta dhe të trishtuar, me shëndet të keqësuar. E ngushëllova dhe u solla ndaj tij me ndjenjën e miqësisë së thellë të sinqertë, si përherë. Sollëm ndërmend profesorët e vjetër dhe vumë re *me kënaqësi* se pjesa më e madhe e tyre kishin fituar poste kryesore në kyçet jetike të Shtetit Republikan...

Rikujtuam me dashuri Profesorët tanë: Paribenin - Akademik i Italisë dhe i Francës, asistentin e tij De Maria; Antin, rektorin e mrekullueshëm të Universitetit të Padovas; Profesorin Roleto të Universitetit të Triestes; Xhenaro Maria Montin e Universitetit të Barit; shumë të tjerë, e më në fund **Markonin**, shkencëtarin tonë të madh, tashmë kryetar të Akademisë së Italisë, i cili na kishte nderuar me një vizitë kur ndiqnim në Rodi (Egje) *Kurset e Kulturës së Lartë*.

U ktheva në Atdhe, në vitin e largët 1937, me pikësynime të forta në shpirt, i vendosur të ndjek në të njëjtën kohë si Universitetin Italian edhe një të huaj, për të fituar dije të gjera dhe të thella mbi disiplina të ndryshme. Dhe gjithshka u realizua, me sakrifica të shumta, ngaqë *nuk kam lindur i pasur*, dhe, për këtë arsye, isha i detyruar t'i kushtoj kohën e nevojshme edhe *punës*, për të nxjerrë me faqe të bardhë "*bukën e përditshme*".

* * *

Duke shkruar se egjyptologjia ka filluar me Napoleonin jam kufizuar të përmend vetëm të vërtetën historike *të pakundërshtueshme*. Në të vërtetë, më 1798, ai burrë largpamës, si të gjithë *mendjet e larta*, kishte dërguar në Egjypt, përveç trupave mjaft të stërvitura në mjeshtrinë e luftës, një legjion teknikësh dhe studiuesish mendjendritur, të thelluar në shumë disiplina, me 200 arka plot instrumenta shkencorë, madje dhe dy shtypshkronja të plota, ngaqë në atë Vend nuk kishte as edhe një. Para mbërritjes së Napoleonit, Egjypti ndodhej në një gjendje të rraskapitur shoqërore-politike-kulturore, prej së cilës u përpoqën ta ringrinin më këmbë fillimisht Buonaparti, më pas **Mehmet Aliu** me origjinë shqiptare dhe, në kohë më të afërta **Fuadi I**. Ky i fundit, gjithashtu i së njëjtës racë, burrë me zgjuarësi të spikatur e me kulturë, vuri në jetë një varg nismash, me qëllim që të zhvillonte bujqësinë, tregëtinë dhe drejtësinë shoqërore. Ai themeloi më 1908 UNIVERSITETIN EGJYPTIAN (më parë nuk ekzistonte një i tillë) me kritere arsimore shkencërisht të larta, rreptësisht perëndimore.

Në Egjypt, siç ngjiste pashmangshmërisht në Lindje dhe hera-herës, që prej njëfarë kohe, edhe në Perëndim, *kur rrëzoheshin njerëz dhe regjime*, mbi ta "*duhej*", *me urdhër*, të binte harresa. Mbi veprat e promovuara apo të realizuara prej tyre "duhej" të kalonin makinat shkatërruese dhe më pas mbi rrënojat e lëna prej këtyre do të kalonte rruli ngjeshës! Por kjo mënyrë është e huaj për objektivitetin dhe Historinë e vërtetë. Ne jemi për "*unicuique suum*", ose më mirë të themi për drejtësinë e vërtetë, të qartë e transparente, të bardhë – ngjyrë që bashkon të gjitha ngjyrat, duke shprehur kështu në thelbin e saj real, TË VËRTETËN objektive, të çliruar nga çfarëdo interesi dhe mbi të gjitha nga njëanshmëria meskine.

Ngaqë Anglezët kërcënonin të zbarkonin në Egjypt, ushtarët francezë, në verën zhuritëse të vitit 1799, gërmonin transhè përgjatë gjithë bregdetit dhe ndërtonin fortifikime. Një ushtar, duke goditur me kazëm, gjeti të famshmin "*Gur i Rozetës*", duke europianizuar emrin vendas të zonës ku u zbulua, *Rashid*, mbi bregun e majtë perëndimor të degëzimit të Nilit.

Kapiteni BUSARD që drejtonte punimet, arriti të vërejë menjëherë se ajo rrasë e zezë bazalti mbante tre *mbishkrime* të shkruara me *tre karaktere të ndryshme*. Ngaqë *njihte greqishten*, në të cilën ishte hartuar njëri prej tre mbishkrimeve, arriti

në përfundimin se bëhej fjalë për një *tekst të vetëm* dhe *kishte të drejtë*; ngaqë, siç vërejti më pas, dy shkrimet e tjera (hieroglif dhe hieratik) ishin korresponduese të përpikta të tekstit grek. [1]

"Guri" u dërgua në Kajro, në "*Institutin Kombëtar*" të sapo themeluar nga Napoleoni, i cili urdhëroi që të bëhej një numër i mjaftë kopjesh, për t'ua shpërndarë studiuesve të të gjithë Europës. Kjo punë iu ngarkua dy litografëve, "qytetarëve *Marcel dhe Galland*".

Megjithë entusiazmin dhe zellin që iu kushtua shqyrtimit të këtij dokumenti tepër të çmueshëm, nuk u bënë përparime të menjëhershme në deshifrimin e hieroglifeve, edhe pse studiuesit Zhan Jozef Marsel dhe Rami Razhe arritën të shquanin, si formë të shkrimit hieroglifik, tekstin e vendosur sipër, në krye të gurit. [2]

Më pas, fatet e luftës u kthyen në favor të Anglezëve dhe "*Guri*", pronë e Egjyptianëve – siç vlerësohej nga Napoleoni i Madh -, u mbart më 1802 prej Anglezëve "*çlirimtarë*", me anijen e Madhërisë së Saj - "***L'Egyptienne***", nga Kajro në Londër dhe u vendos në Muzeun Britanik.

Shfaqen kështu dy mënyra të ndryshme qëndrimi, Franceze dhe Angleze, që përfaqësojnë dy mënyra të kundërta interpretimi të *së drejtës së Njerëzve*.

E para ndjek qartësinë e Gjeniut, ndjenjën që frymëzon fitore për të mirën e gjithësishme; tjetra nuk shpreh veçse interesat e zymta të vetvetes. Por, siç pohon historiani dhe filozofi i shquar i *epokave të para* të njerëzimit, Fabre d'Olivet, në këtë botë vepron një FUQI E DREJTË dhe E PUSHTETSHME, *përbërëse parësore* e "fatit"; e Cila të parëve u jep *lavdinë* dhe shkëlqimin e pavdekësisë; të dytëve u dekreton harresën dhe u rezervon një kujtim të dobët e përkohshëm në "*ditarin*" e librave tokësorë të *llogarive* tregëtare, ca rradhë të pakta për t'u he-

---

[1] në vend të termit "përkthime" që ka përdorur autori, na duket më me vend termi "korresponduese", sepse s'ka dyshim që teksti grek është përkthimi i atij me hieroglife dhe jo anasjelltas. (Shën. i red.)

[2] edhe ky fakt, që teksti me hieroglife është vendosur i pari (sipër) dhe dy të tjerët poshtë tij, dëshmon pikërisht se ai ishte teksti **i parë, origjinali,** kurse dy të tjerët përkthime apo adaptime të tij. (shën. i red.)

dhur në "librin mastro". *Kjo Providencë Hyjnore* deshi që merita e *deshifrimit* të hieroglifeve të ishte përsëri franceze - **SHAMPOLIONI**; ashtu si nismëtar i *egjyptologjisë* kishte qenë **NAPOLEONI**.



Shampolioni, egjyptologu francez
që zbuloi çelësin e deshifrimit të hieroglifeve.

Shampolioni, një riosh me kulturë të gjerë gjuhësore (që dymbëdhjetë vjeç njihte pothuaj të gjitha gjuhët europiane dhe me sa duket, edhe hebraishten), kuptoi me intuitë një gjë mjaft të thjeshtë por shumë *të rëndësishme*: një qytetërim tepër i lashtë si ai egjyptian nuk mund të zhdukej pa lënë asnjë gjurmë në gjuhë të tjera të folura akoma në ndonjë rajon të Nilit apo në Vendet fqinjë, ku Egjypti kishte sunduar për aq e aq shekuj.

Për këtë arsye ai iu fut studimit të arabishtes dhe të gjitha gjuhëve të tjera semitike që fliteshin ende, dhe mbi të gjitha asaj *kopte*, gjuhës liturgjike të të Krishterëve të Egjyptit. I pajisur me njohjen e pothuaj të gjitha gjuhëve të lashta, edhe pse i penguar nga "*baronët*" e zakonshëm të shkencës zyrtare, si të ish një dishepull i ***Thotit***, duke studiuar ditë e natë mbi një prej kopjeve të "*Gurit të Rozetës*" me ngulm dhe vemendje të madhe, Shampolioni vuri re se hieroglifet ishin *tre herë më të shumta* se fjalët greke; prandaj, kundër pikëpamjes në fuqi të "të diturve", të cilët e gjykonin shkrimin hieroglifik *vetëm si ideografik* (pra një hieroglif = një koncept, një fjalë të tërë dhe jo një shkronjë të vetme të alfabetit) *kuptoi me intuitë dhe pohoi me vendosmëri, në mënyrë gjeniale, se edhe gjuha me*

*hieroglife duhet të kishte domosdoshmërisht një alfabet fonetik*. Dhe kishte të drejtë. Ngulmues në bindjen e vet, ai iu vu kërkimit të *kodit*, i cili do t'i bënte të mundur hapjen e portave të misterit... [1]

Ndërkohë suedezi AKERBLAD kishte dalluar në tekstin demotik (ai mes hieroglifit dhe greqishtes) emrin e KLEOPATRËS brenda njërës prej tabelave, (u vërejt më pas se të gjithë emrat e Mbretërve, Mbretëreshave, Perandorëve, etj. qëndronin brenda elipseve). Edhe Shampolioni, nga ana e vet, arriti të zbulojë emrat e PTOLEMEUT dhe KLEOPATRËS në vezaket e "*Gurit të Rozetës*", ⊂⊃, të quajtura tabela. Por gjithshka do të ndalej këtu, po të mos ishin zbuluar më 1815 në File dy obeliskë të vegjël, që përmbanin përsëri emrin e një Ptolemeu tjetër, të shoqëruar nga ai i gruas *Kleopatra III*, që nuk duhet të ngatërrohet me të famshmen Kleopatra VII, të dashurën e Jul Qezarit, më pas grua e Mark Antonit.



***Guri i Rozetës*** **– në British Museum, Londër**
*( I gjatë 1.14 m; i gjerë 72.39 cm; trashësia 27.94 cm.)*

---

[1] Informacioni për metodën e deshifrimit të hieroglifeve që ka përdorur Shampolioni janë nxjerrë nga "**Guri i Rozetës**", botim i Muzeut Britanik të Londrës.

Nga krahasimi u duk menjëherë se një prej dy tabelave përmbante karaktere pothuaj të njejtë me ato të "*Gurit të Rozetës*". Le t'i shqyrtojmë bashkarisht:

Kjo është tabela e "Gurit të Rozetës":



kurse kjo është tabela e obeliskut të Files:



në të cilën një shenjë e vetme, ajo e fundit, , zevendëson tre shenja të së parës : 

Tabela që mendohej se përmbante njëvlerësin egjipitan të emrit *Kleopatra* është si më poshtë:



Shqyrtojmë tani tabelat e obeliskut të Files, që përmbajnë emrat e *Ptolomeut* e të *Kleopatrës*. Duke numëruar shenjat kemi:



PTOLOMEU **(a)**



KLEOPATRA **(b)**

Vihet re menjëherë se numri 1 në (**a**) dhe numri 5 në (**b**) janë të njëllojtë; dhe sipas vendndodhjes së tyre, duhet të përfaqësojnë shkronjën "P". Po ashtu numri 4 tek (**a**) dhe numri 2 tek (**b**) janë të njëllojtë. Duke arsyetuar përsëri sipas vendndodhjes, duhet të përfaqësojnë shkronjën "L", e cila nuk ishte në gjuhën egjyptiane të lashtë; ajo u fut gjatë "*Mbretërisë së Re*".

Dhe kështu, ngaqë shkronja "L" është shkronja e dytë e emrit "*Kleopatra*", atëhere numri 1 tek (**b**) -  duhet t'i korespondonte shkronjës "K" (në *Mbretërinë e Re*, shkronja K dhe Q shpesh janë të ndërkëmbyeshme). Ju kujtojmë se në *Mbretërinë e Vjetër*, tingulli i saktë i hieroglifit  është "q".

Rikthehemi në shqyrtimin tonë:

Në kartelën (**b**) njohim tashmë shenjat 1, 2 dhe 5, kështu që përkohësisht atë mund ta transkriptojmë si vijon:



Në shkrimin grek të emrit Kleopatra, mes "L" dhe "P" ka dy zanore, që mund të mendohet se shprehin barazitë vijuese:

 = E ose I (në gjuhën egjyptiane të vjetër vetëm I)

 = O (në gjuhën egjyptiane më të lashtë shqiptohej edhe ***uà***, që do të thotë "po", në mënyrë emfatike, saktësisht si në *arbërisht*).

Në "Mbretërinë e Re" hieroglifet  = T dhe  = D janë të ndërkëmbyeshme, prandaj në kartelën (**b**) numri 7 zëvendëson numrin 2 të (**a**) dhe numri 10 atë vetë (**b**). Emrat e *Kleopatrës* dhe *Ptolemeut* në greqisht janë përkatësisht:

Κλεοπάτρα
Πτολεμαίος

Ngaqë në emrin e *Ptolemeut* **P**-në e ndjek **T**-ja dhe po ashtu ka një **T** në shkrimin grek të emrit *Kleopatra*, nxirret si përfundim se tek (**b**)  dhe , në thelb, japin të njëjtin tingull = **T**.

Në shkrimin grek të emrit *Kleopatra* gjenden dy alfa - **α**, vendndodhja e të cilave përkon me numrat 6 dhe 9; prej së cilës del se hieroglifi  i përgjigjet tingullit **A**. Duke u zevendësuar në kartelën (**b**) hieroglifeve vlerat përkatëse të gjetura, mund ta shkruajmë kështu atë kartelë:




U vu re gjithashtu se dy hieroglifet  ndjekin gjithmonë emrin e një perëndeshe, mbretëreshe apo princeshe dhe *nuk tregojnë ndonjë tingull*, por shprehin gjininë femërore të emrit që u paraprin.

Hieroglifi i kartelës (**b**):  nuk ka të barazvlershëm fonetik në (**a**), por kuptohet se përfaqëson tingullin **R**; prandaj mund ta brendashkruajmë si të tillë në kartelë; duke përshtatur vlerat e marra nga (**b**), kartelën (**a**) mund ta shkruajmë kështu:




Ngaqë gjenden tabela të tjera me emrin e *Ptolomeut*, prej të cilave më e thjeshta është :



mund të nxjerrim edhe vlerën e hieroglifeve të tjera:



Po ju them sakaq se këto hieroglife përfaqësojnë tituj mbretërorë, që përkojnë me ato të gjetura në "Gurin e Rozetës": "Përjetësisht i gjallë", "I parapëlqyeri i Ptah". Siç kam thënë më sipër, emri grek i Ptolemeut mbaron me **S**. Ndaj është e qartë se shenja e kartelës së fundit ka vlerën e **S**.

Mbeten kështu hieroglifet  dhe . Vendndodhja e tyre në emrin *Ptoleme* sugjeron se vlera e tyre, për të parin është **M**; dhe për të tjerët një tingull ku mbizotëron **I**-ja. Është arritur kështu të hamendësohen edhe vlerat e mbetura, të cilat iu aplikuan tabelave të tjera, që jepen më poshtë me shkronjat (**c**) dhe (**d**):

(c) 

(d) 

Tek (**c**) mund të deshifrohen tashmë të gjitha shenjat dhe ato japin: PILATRA, që i përgjigjet greqishtes [Φιλωτέρα];

tek (**d**) janë të njohur vetëm disa prej hieroglifeve; kështu që mund ta deshifrojmë në mënyrë vijuese :




Shenja shfaqet në emrin BERENICE dhe përfaqëson shkronjën **N**; dimë gjithashtu se hieroglifi përfaqëson shkronjën e fundit në deshifrimin e titullit grek [Καισαρος], prandaj ai jep tingullin **S** përafërsisht. Disa tabela të *Kleopatrës* fillojnë me hieroglifin , prandaj është e qartë, siç kam shpjeguar më sipër, se vlera fonetike e kësaj shenje është **K**. Duke i futur këto vlera në kartelën e fundit, kemi:




që padyshim tregon emrin Aleksandër [Αλέξανδρος]. Vendndodhja e hieroglifit tregon se ai i përgjigjej një varianti fonetik të tingujve " **i** " ose " **a** ". Kjo shkronjë e fundit, siç do të kem rast të shpjegoj në shtjellimin e veprës, shpesh në gjuhën egjyptiane, ashtu si në hebraisht, zëvendësohej nga **B** = ***i***.

Dhe tashmë le të marrim në shqyrtim hieroglifet:  . Thamë se ato përfaqësojnë tituj mbretërorë, për të cilët kemi dhënë tashmë një interpretim. Nga gjuha Kopte dimë se hieroglifi është shenja e jetës, shumë e shpeshtë në mbishkrime. Mendohet për këtë arsye se hieroglifet pasueset duhet të kishin kuptimin: "*përjetësisht*", "*përjetësi*"...

*Vlera e hieroglifit të dytë është e njohur tashmë dhe i përgjigjet shkronjës* "**T**"; *i treti përkon me tingullin e shkronjës nistore të fjalës shqipe "ZVARANIK". Ngaqë reptili, në lashtësi, ishte simboli i pakohësisë* [1], hieroglifet mund t'i përkthejmë kështu: "përherë i gjalli", "i pavdekshmi".

[1] në tekst : ***non tempo*** = jo kohë, term që përmban konceptin e ***pakohësisë***, veç jo në kuptimin e parmë - si mungesë e kohës, pra si diçka ***që nuk ekziston***, por, siç ndodh rëndom në të tilla raste, në kuptim diametralisht të

Prej hieroglifeve dimë se dy të parët i përgjigjen shkronjave "**P**" dhe "**T**", prandaj i treti - , duhet të përfaqësojë vlerën **H.** ***Ptah*** tek Egjyptianët shënonte demiurgun[1]; prandaj, i vënë në fund të emrit të një Mbreti, do të thotë se ky është i dashur prej perëndisë.

Hieroglifi është vetëm një variant i dhe që të dy shprehin konceptin *Mirë* (shqip) apo *mere* (gjuha kopte), prej së cilës DUA MIRË[2] = DASHUROJ !

e dyfishtë është e barabartë me **ì** – në shqipe të gjatë, me theks të mprehtë.

* * *

Nëpërmjet krahasimit të teksteve që përmbanin variante shkrimesh, Shampolioni ia doli në krye të rivendosë *pothuajse të gjithë tingujt e alfabetit hieroglifik egjyptian*, por nuk arriti të shpjegojë arsyen e përfaqësimit të tyre të veçantë shkrimor, domethënë nuk shpjegoi se përse *këta tinguj* përfaqësoheshin *pikërisht nga ato hieroglife* dhe jo nga të tjerë.

Po jap disa shembuj:

*Nga hieroglifi* *ai ka nxjerrë tingullin* "**A**", por nuk shpjegoi arsyet përse ajo figurë lidhej pikërisht me atë tingull.

Nga hieroglifet ka nxjerrë tingullin "**GJ**" - i cili mbahet si tingull mjaft i rrallë, që ka mbijetuar prej gjuhës zanafillore të folur prej njeriut mbi tokë -; por as këtu nuk jep arsyet e lidhjes midis atyre vizatimeve dhe këtij *tingulli qiellzor* (mbetur i pacënuar në gjuhën shqipe).

Ne *po ju parashtromëj arsyet* e këtyre lidhjeve:

---

kundërt, pra si diçka ***që ekziston gjatë gjithë kohës***, ***e gjithë-kohshme***, që thjesht do të thotë : ***i përjetshëm*** (shën. i red.)

[1] krijuesi, fuqia mbihyjnore që ka krijuar gjithshka, Zoti. (shën. i red.)

[2] në italisht, pra në tekst : *volere bene, amare* (shën. i red.)

**SHEMBULLI I PARË:**  =shkronja **A** (tingull latin "**a**").
1. Sepse **A** është shkronja nistore e **AIN** (në arbërisht = shqiponjë);
2. Sepse shqiponja - zog i lartësive të mëdha - në *shkencën ezoterike të lashtë*, përfaqësonte DRITËN, PARIMIN E PARË, ZOTIN vetë.

**SHEMBULLI I DYTË** :  = **GJ** (tingulli shqip "**gj**").
1. Sepse **GJ** është shkronja nistore e **GJI** (shqip: *gji* = krahëror, prehër, mitër).
2. Sepse koncepti "gji" ka për shkencën okulte një domethënie ezoterike tepër të thellë; përfaqëson organin femëror - që mbahej *i shenjtë* - ku zhvillohet misteri i krijimit të jetës.

Në zanafillën e njerëzimit, formimi i emrit mbahej si një *art i shenjtë*; madje një shkencë e përpiktë. Ai mund të krahasohej me një *formulë kimike* apo me një *shprehje* algjebrike: çdo shkronjë që e përbënte, e vënë në vendin e duhur, ashtu si elementët e një *formule të strukturës*, tregonte *vlera të përpikta të pazëvendësueshme*.

Marrim në shqyrtim përsëri dy emrat e përmendur tashmë - **AIN** dhe **GJI:**

**A** = *At, Parimi i Parë, Zoti At i Përjetshëm*;
**I** = *Fjala Krijuese*;

**N** =  (**N**), protomateria [1]. Zoti, si pasojë e shtrirjes (shpërndarjes) së dashurisë, bën që *krijimi* të kthehet universalisht nga mundësi në akt (realizim).

**GJ** = Organi gjenital femëror, ku zhvillohet në mënyrë të parrëfyeshme vepra e mrekullueshme e krijimit të jetës, për të përjetësuar gjininë njerëzore.

**I** = Zoti krijues, që ndërhyn, në çastin e duhur, për t'i dhënë shpirtin foshnjes që pritej të lindë; *shpirt i pavdekshëm*, i cili nuk shuhet kur trupi - pas provave në relativitet - kthehet

---
[1] lënda fillestare, e parë, prej nga u krijuan të tjerat (shën. i red.)

në tokë; nuk vdes por rithithet nga Burimi i Dritës së përjetshme, nga i cili kishte ardhur dikur[1].

E gjykoj krejt të mundshme që **Shampolioni**, nëse do të kishte njohur, përveç gjuhëve që kam përmendur, edhe atë *shqipe*, apo edhe paksa "*Eskuera*"-n[2] e Baskëve, domethënë të një prej popujve të mbijetuar të Atlantidës, dhe do të kish studiuar njëkohësisht edhe *shkencën e Thotit*, do t'i kishte paraprirë me 160 vjet *zbulimit tim*, objekt i kësaj vepre.

* * *

---

1) Sipas autorit, **GJI** shpreh konceptin e organit gjenital femëror dhe ai e barazon atë me mitrën, por, po të vihet re me kujdes, sidomos me lente, simboli  përbëhet jo nga një, por nga dy shenja ; një **rreth**, që sipas nesh përfaqëson vezën (ovulin femëror) dhe poshtë saj një skicim i saktë i spermatozoidit, që përfaqëson elementin mashkullor). Pra, simboli në fjalë, e si rrjedhojë edhe fjala GJI, duke bashkuar në një hieroglif të vetëm dy elementët e ngjizjes së jetës, përmban të plotë konceptin e stërlashtë të krijimit të jetës, të **gji**-nisë (llojit,racës). Vetëm kështu ky mund të përbënte një koncept **dy-seksual të pandashëm**, ku elementi mashkullor përfaqëson vetë Zotin (fuqinë krijuese). Prej këtej, mund të shpjegohet etimologjikisht edhe vlera e shkronjës **I**, (fillimisht e vetë fjalës **I**, që në zanafillë tregonte Zotin, krijuesin e jetës, të konceptuar e të paraqitur pikërisht nëpërmjet spermatozoidit, fillimisht të skicuar ekzakt (ashtu siç e gjejmë sipër), pastaj nëpërmjet hieroglifit  ). Kalimi nga skica tek hieroglifi dhe pastaj tek shkronja është thuajse automatik: fillimisht nga pozicioni horizontal u ngrit në atë vertikal, më vonë u pastrua nga elementi anësor.... (shën. i red.)

2) shqip: gjuhë e *së kaluarës, së shkuarës.*

## INTERMEXO MBI VEPRËN DHE AUTORIN

### ZBULIMI

THOTI ka qenë themeluesi i alfabetit fonetik egjiptian.
SHAMPOLIONI arriti të deshifrojë shkrimin hieroglifik egjyptian.
KATAPANO, duke studiuar gjuhën egjiptiane, zbuloi se Thoti, duke skicuar hieroglifet e alfabetit, i është referuar fjalëve ilirishte (shqipe).

* * * * *

THOTI konsiderohej, pranë Egjiptianëve, si "kumtari i zotave", "shkruesi hyjnor"; themeluesi i shkencës së lashtë, fetare dhe laike; shpikësi i shkrimit; inicuesi më i madh i lashtësisë. Grekët ia ndërruan emrin në HERMES, kurse Romakët në MËRKUR.

THOT, në gjuhën ilirishte (shqipe), ka kuptimin "THOTË, FLET, TREGON". Pra THOTI ishte një boreal (lëkurëbardhë nga veriu) i racës ilire. Dhe mbi lashtësinë e gjuhës (dhe të racës) ilire të gjithë janë në një mendje.

Por Katapano pohon – në bazë të studimeve të veta - se zanafilla e Ilirikut nis me qytetërimin e Nilit, rreth 12.000 vjet më parë. "Dhe kjo sjell si rrjedhojë rishikimin e të dhënave historike, korologjike, etnologjike, filologjike me rëndësi spikatëse". Do të thotë "të zgjerohen kufijtë e shkencës".

THOTI, si krijues i doktrinës së FJALËS-DRITË, është profeti i parë i Krishtit, i Fjalës së Zotit.

Egjiptianët e simbolizonin THOTIN me maskën e *ibisit* (ajo që është risjellë në kopertinën e librit), si të donin t'ia fshihnin popullit prejardhjen etnike të Mjeshtrit të tyre.

Katapano, me zbulimin e tij, i ka hequr THOTIT maskën e *ibisit* dhe i ka kthyer fytyrën veriore të bardhë të Ilirit (Shqiptarit).

Kjo don të shprehë faktin se THOTI solli në Egjipt, 12.000 më parë, nga një vend i huaj, një qytetërim të përparuar, që doemos duhet të ketë qenë ai i Atlantidës, përfaqësues i rangut të lartë të të cilit ai ishte.

* * * * *

---

SHAMPOLIONI ia kushtoi tërë jetën egjiptologjisë; falë njohjes së hebraishtes, arabishtes, gjuhës kopte dhe shumë të folurave semitike, ai arriti të na riktheje vlerën fonetike të hieroglifeve; por nuk mundi të shpjegojë përse *ata tinguj* përfaqësoheshin nga *ato hieroglife* dhe jo nga të tjera.

Gjuhët e njohura prej tij nuk e ndihmuan kushedi çfarë për t'i dhënë zgjidhje këtij problemi. (Kurse Majani dhe Gati arritën të lexojnë dhe të shpjegojnë etruskishten vetëm pasi studiuan gjuhën shqipe!).

* * * * *

Katapano ka mbi supe 40 vite studimesh dhe hulumtimesh në fushën e egjiptologjisë: krahasim shkencor të rrënjë-fjalëve të shumë gjuhëve nga më të lashtat, si ESHKUERA baske, shqipja, hititishtja, hebraishtja, arabishtja, aramaishtja, gjuha kopte; studime të rendit filozofik, teozofik, etnografik, mitologjik, ezoterik, matematik, kimik, fizik dhe të shkencave të natyrës.

Studime dhe hulumtime, siç shihet, që drejtohen në të gjithë fushat e dijes. 46 vjet më parë Katapano, kur ishte me qëndrim në ishullin e Rodit - ku ndiqte Kursin e Kulturës së Lartë - vizitoi, në Egjipt, Piramidat dhe Sfinksin. Dhe kjo qe për të si një goditje rrufeje. Aty i mori shtysat interesimi i tij për hieroglifet dhe egjiptologjinë. Dhe në këtë kulturë, që përshkohet nga ezoterizmi, hyri në majë të gishtave, duke depërtuar në të fshehtat e saj dora dorës që njohja e tij me ezoterizmin vinte duke u thelluar; dora dorës që zbulonte se shkenca e vërtetë kërkonte "ndjeshmëri intelektuale, vëmendje ndaj bashkëlidhjes së disiplinave më të larmishme".

Zbulimi i Katapanos qëndron në faktin se ai arriti të provojë që:

**1.** Zanafilla e racës ilire duhet zhvendosur në 12.000 vjet para K.;

**2.** THOTI nuk ishte egjiptian por verior i bardhë, i racës ilire;

**3.** THOTI, në hartimin e hieroglifeve të alfabetit fonetik egjiptian, iu referua fjalëve të ilirishtes, duke marrë prej këtyre, në skicimin e gjërave apo koncepteve të përfaqësuara, shkronjën nistore; dhe prandaj:

- ideograma e *Shqiponjës*, që i përgjigjet shkronjës **A**, rrjedh prej fjalës ilirishte (shqipe): AIN (shqiponjë).

- ideograma e *Dorës*, që i përgjigjet shkronjës **D**, rrjedh prej fjalës ilirishte (shqipe): DORË;

E kështu me rradhë.

**4.** - Gjuha ilirishte (shqipe) ruan rrënjë-fjalët e *gjuhës së parë* të folur nga njeriu mbi tokë. Provë për këtë janë fjalët e shumta njërrokëshe të saj dhe afritë e mëdha me gjuhën hitite, për të cilën Katapano na jep një sprovë interesante.

## POEMA DHE STUDIMI SHKENCOR

Poema në gjuhën shqipe [1] shërben si kornizë e veprës. Në të vërtetë do të mjaftonte edhe vetëm **Hyrja** e Autorit, me pasqyrën krahasuese përfundimtare, për ta shterruar argumentin.

Por Katapano është edhe një poet shijehollë, dhe atëhere nuk gjen zgjidhje më të mirë sesa t'ia besojë poezisë kumtin e vet, duke marrë përsipër të trajtojë një temë sado të thatë, me shprehjen e poetëve të kohëve të tjera, dhe duke e prerë sipas masës "veshjen" e poemës, në kuptimin klasik të fjalës.

Argumenti i veprës është rezultat i dhjetëra vitesh studimi; poema në të kundërt është shkruar njëherësh, në harkun e shkurtër kohor të një vere.

Zgjedhja e poezisë si urë komunikimi merr karakter "popullor", që ka rapsodiken si metër të përdorur, vargun *tetërrokësh* (tipik të rapsodive popullore shqiptare dhe korrës suksesi për shumë poetë shqiptarë të shekullit të kaluar; përmendim, për të gjithë, Fishtën); është pra një kumt i thjeshtë për njerëzit e thjeshtë.

Poema fillon duke iu drejtuar Muzës (Zanës) shqiptare; një thirrje që ka kuptimin e përfshirjes së lexuesit.

Muza është pra një farë "deux ex machina", e përdorur nga Autori për t'i dhënë peshë më të madhe teorive të tij dhe rezultatit të studimeve të gjata.

Kuartinat e para i kushtohen afërisë racore mes Etruskëve, Ilirëve (Shqiptarëve) e Romakëve, dhe dëshmimit të shqiptarësisë së Eneas, Çezarit, Augustit, Kostandinit të Madh, deri dhe figurave historike të Shqipërisë: Skënderbeut, hero i shekullit XV, etj.

Është një kuvendim i pandërprerë mes poetit dhe Muzës; njëri që pyet dhe tjetra që përgjigjet, gjë që shërben për të thelluar situata dhe bashkëlidhje, zhvillime dhe të fshehta që Historia ia zbulon vetëm atij që di të studiojë në mënyrë të re dhe ndërdisiplinore, larg po të njejtave vende (metoda-shën i red) të zakonta.

E thirrur përsëri nga poeti, Muza materializohet përpara syve të tij, duke iu shfaqur pas një reje, si një Afërditë e re. I drejtohet poetit në gjuhën shqipe dhe e lut të pushojë pak, pas një pune të gjatë.

Por edhe në gjumë përfytyrimi i Muzës nuk e braktis; dhe këtu poeti i kushton shumë kuartina përshkrimit të bukurisë së saj; kuartina që mund të shijohen plotësisht vetëm në origjinalin shqip:

*"Ish e lartë, e lënë, e hollë,*
*t'arta në gji i kish dy mollë;*
*e lulëzonej, buzë-kulëndër,*
*si hyjneshe tek kjo ëndërr."*
*"Kish ndër sytë qiellin hapët,*
*i dritësonej dielli në ballët;*

---

[1] Vetëkuptohet se me "gjuhë shqipe" studiuesi italian ka parasysh arbërishten e folur në Italinë e jugut, "gjuha" amtare e Katapanos. (shën i red)

*trupi i saj ish qelibar*
*dhe kërthiza pernë e larë..."*

Poeti është i magjepsur nga gjithë ajo bukuri: e zhvesh tërësisht por i le një vel të tejdukshëm. Por, edhe kështu, Muza ruan të paprekur dlirësinë: vështrimi dhe lakuriqësia e saj nuk lënë vend për ligësi. Pasi Muza nuk e ka trupin dhe sytë të ndotur nga mëkati: ajo mishëron shëmbëlltyrën e gruas së parë të krijuar nga Zoti.

Poeti zgjohet dhe e gjen përsëri Muzën pranë; e në krah të saj sheh një grua tjetër shumë të bukur, që do t'i paraqitet si MAT, perëndesha egjyptiane e drejtësisë dhe e dijes. Edhe për të një nderim me shumë kuartina.

Dhe këtyre dy perëndeshave u rri si kurorë një aradhë poetësh dhe shkrimtarësh shqiptarë të shekullit të kaluar.

Skena zhvillohet në veri të Frashinetos, në rrëzë të malit Polino, në themelet e Faltores së lashtë, tashmë të rrënuar, të "Shënmërisë së Atjelart": një homazh tërë nderim dhe që i rikthehet rrënjëve të veta shqiptare, të cilat poeti i çmon veçanërisht.

Personazhi i parë që Muza i paraqet është Fishta, njëri prej poetëve më të mëdhenj shqiptarë, që autori jonë e njohu personalisht në Romë, në selinë e **Akademisë së Italisë**.

Dhe pas tij, Bilota, Dorsa, de Rada, Santori, Skiroi e shumë të tjerë.

Me Bilotën nis një kuvendim i gjatë, pasi e konsideron si mësuesin e vet në fushën e filologjisë dhe të historisë së gjuhësisë njerëzore; dije që autori i ka thelluar e zgjeruar, duke studiuar për shumë dhjetëvjeçarë veprat e Strabonit, Filonit, Manetonit, Platonit, dhe gjuhë të lashta themelore si hebraishtja, aramaishtja, hitite dhe egjyptiane. "Nëse edhe Bilota, Dorsa e De Rada - shkruan Katapano - do të kishin studiuar këto gjuhë dhe këta tekste të lashta, do të kishin arritur padyshim në zbulimin tim".

Dhe nuk mundet, Ai, të rrijë pa damkosur për injorancë fodulle, ato "të shumëditur" arbëreshë që gjithmonë i kanè parë me snobizëm veprat e tyre filologjike, duke i akuzuar si pjesë të fantazisë dhe "rastësi" të thjeshta gjuhësore. A thua se, për të bërë filologji shkencore, në fushën e gjuhëve indoeuropiane, nuk duhet dhe nuk mund të shmangesh nga greqishtja dhe latinishtja; gjuhë që siç dihet, janë shumë më të vonshme se ilirishtja (shqipja).

Dhe është vetë Muza shqiptare që damkos si "gënjeshtër të belbët" këto pohime dritëshkurtëra.

Një pjesë e mirë e shkrimtarëve dhe poetëve arbëreshë të shekullit të kaluar kanë dhënë ndihmesë në renditjen historike dhe gjuhësore të Ilirëve; studime që sot kësaj dite vazhdojnë, në Shqipëri, mbi bazën edhe të zbulimeve arkeologjike të vona dhe shumë interesante.

Por në zbulimin e Katapanos kanë dhënë ndihmesë edhe autorët tanë të lashtë si Virgjili, Horaci, Ovidi, Tit Livi, dhe autorë bashkëkokorë si Fabre d'Olivet, Enel, Herm, Majani dhe Gati. Këta dy të fundit kanë arritur të lexojnë etruskishten nëpërmjet gjuhës shqipe!

Pjesa e parë e poemës mbaron me një vlerësim miklues nga ana e Muzës për veprën e autorit tonë:

*"Fjalën ç'the mbi gjuhën parë*
*është e urtë dhe po e mbarë;*
*mëndaj; mbaro ti punën zënë,*
*e botoje pa më vonë".*

Dhe **Muza**, perëndesha **Mat** e aradha e shkrimtarëve shqiptarë zhduken nga pamja e tij, të mbështjellë nga një re e bardhë.

Dhe poeti mbetet vetëm, pas kësaj "*dite diturie*", për të shijuar mbrëmjen që e gjitha tashmë bie mbi mbulesat e tij, ndërsa rrezet e para që ndriçojnë Frashineton duket se mirëpresin djalin që rikthehet.

Shenjë mbizotëruese e kësaj pjese të parë të poemës është entusiazmi me të cilin protagonistët e ndryshëm, përfshirë Autorin, përjetojnë zbulimin e rrënjëve të tyre; është forca me të cilën ngulmojnë bindjet e tyre.

Në dëshmim të këtij entusiazmi që pushton veprën dhe protagonistët, më pëlqen të citoj një strofë që përshkruan perëndeshën **Mat**, pas ndërhyrjes së saj të fundit:

*"Le dihiste ëmbël Mat,*
*se vërtet i fryhej pak*
*gjiri, hiri malli mbushur,*
*tue ngrerë **osëkin** e tue ulur;"*

Dhe penelata të tjera të shumta mbi mjedisin dhe mbi personazhet; akuarele me punim të hollë të rrallë, që hijeshojnë trajtimin poetik.

Në pjesën e dytë të poemës, autori jonë vazhdon të flasë mbi THOTIN për të shpjeguar hieroglifet egjiptiane me gjuhën ilirishte (shqipe), duke shfrytëzuar edhe hebraishten dhe hititen.

*"Çdo më e lashta fjalë a folë*
*dalë, për hri; na çon te kroi;*
*tek e thjellta gurrë e parë,*
*ku mendimi ë i pangarë;"*
*"Shumë e shumë tashmë i gjeta*
*rrënjë të drurit edhe fleta;*
*rrënjë e fleta t'gjuhës parë,*
*ç'ish vërtet shumë e mbarë."*

Dhe përmend gjithashtu edhe Atlantidën, që rreth 12.000 vjet më parë u fundos në Oqeanin me të njëjtin emër.

Dhe "kjo ndodhi - shpjegon Autori - nuk mund të konsiderohet më si një përrallë; gjeologjia ngadalë, por qartas, na ka zbuluar se toka është ngrohur, duke shkaktuar shtrirjen e ujërave të akullnajave mijravjeçare, pikërisht në atë epokë, siç është përshkruar saktësisht nga Platoni"

Dhe risjell një copëz të tërë të Barbierit, që për Atlantidën skicon një rindërtim historik magjepsës.

E vëren: "Do të vijë një ditë në të cilën do të zbulohen provat për të pohuar ngadhënjimisht se ***Dialogjet*** e Platonit ("***Timeu***" e "***Krizia***") thonë të vërtetën, ashtu si edhe rindërtimi i Atlantidës i Barbierit"

Po a nuk mendohej edhe për Trojën, para zbulimit të saj, se ishte fryt i fantazisë së Homerit?! Dhe Shlimani, mbështetësi i flaktë i ekzistencës së saj, - që filloi gërmimet në vitin 1871 -, a nuk qe objekt tallje nga ana e studiuesve katedratikë zyrtarë?!.

Vetë zbulimi - sot i pranuar nga të gjithë - i alfabetit fonetik egjyptian nga ana e Shampolionit, a nuk qe shpotitur, në kohët e para, nga "fuqiplotët" e zakonshëm të shkencës zyrtare? Dhe në këtë zbulim të rëndësishëm a nuk u arrit prej gjetjes "fatlume" të "Gurit të Rozetës" (1799)?!

Historia e njeriut duhet parë me sy të thjeshtë, duhet studiuar e përthelluar pa vramendje të stërholluara të trurit dhe pa fshirje kulturash e shkrimesh të lashta.

"Mitet dhe legjendat - shkruan Autori - janë fosile të historisë, kujtesa kolektive e gjinisë njerëzore, dhe jo përherë përralla apo pjellë e fantazisë"

Edhe Fortesa e Gurtë, në jug të Detit të Vdekur, për të cilën shkruan Herastoteni e Plini, besohej se ishte një përrallë; por Burkhardi, duke u mbështetur pikërisht tek këta autorë, e zbuloi në fillimet e shekullit XIX.

Edhe pusi legjendar në Çiken Ica, në Jukatan, ngjante gjithashtu si pjellë e fantazisë së Diego De Laudas, i cili shkroi për të në vitin 1566; e në të kundërt u zbulua realisht në shekullin e kaluar.

"Prandaj - përmbyll Autori - para se të pranojmë apo të rrëzojmë "in toto" shkrime shumë të lashta, mite dhe legjenda, (...) do të ishte me vend dhe me mend t'i merrnim ato si "hipoteza pune".

Koha është "e njerëzishme" dhe di t'i kthejë Historisë, ngadalë, reliket arkitekturore dhe kulturore që deri më sot janë mërguar në botën e legjendave dhe të shkrimeve "pseudo-shkencore".

Prandaj edhe zbulimi i Katapanos - ai vetë është i sigurt për këtë - "një ditë jo të largët do të shpallet si shkencë e saktë".

*"Tek këndimi dridhet zëmra;*
*ndjenjat ç'ndienj nëng kanë ëmra;*
*po i kupton kush di e mbjedh*
*Hyjit s'paku nj'rrezë të shkreptë."*

Dhe e përmbyll poemën me një këshillë dhe kërkesë për një mirësi:

*"Miq të çmuar, ni rrini mirël*
*Ndë m'lexoni, jini t'lirë*
*të m'giykoni; po me dije,*
*pa urrejtje e pa lye..."*

Gjallimi i ligjërimit të tij poetik është edhe më i çmueshëm meqenëse lënda e shtjelluar nuk është prej më të lehtave: thatësia nxjerr krye aty këtu dhe në pjesë të tjera ngjan se merr epërsi, por shkrihet me mjeshtri nga poeti ynë, që dëshiron të mos na mërzisë.

Gjallimi qëndron edhe në aktualitetin e përmbajtjes së rrëfimit. Situata, personazhe, udhëtime, takime, kujtime janë përditësuar në vijimësi, në një rrjedhë përditshmërie dhe efekti kronistik, që lidh studimin historik dhe gjuhësor me prurjen e parreshtur të imazheve dhe emocioneve, në një tërësi të pandashme dhe të pashmangshme.

Është një vepër e pjekur në kohë, e veshur me një petk kulturor që nuk ka kohë dhe që nuk ndjek modat e momentit: e e rreptë në paraqitje dhe njëkohësisht e ndjeshme ndaj prurjeve të parreshtura të së tashmes, ndaj parandjenjave dhe problematikave më aktuale, në orvatjen, sidoqoftë të arritur, për të shkruar një vepër serioze, të pjekur në kohë, por që të ketë edhe aromën e së tashmes.

Shkencë dhe dije, poezi dhe ndërfutje prozaike, shënime dhe saktësime, hieroglife dhe simbole: në pamje të jashtme ngjan si pështjellim, porse rezultati është një mozaik plot ngjyra që nuk t'i vret aspak sytë, një kor me shumë zëra, kompleks, i harmonishëm.

**"THOTI FLISTE SHQIP"** është edhe një dhuratë për Shqiptarinë në tërësinë e saj; është një lëvdatë e një vitrinë mbi shkrimtarët e mëdhenj shqiptarë dhe arbëreshë të së shkuarës; është një theksim i qartë i vlerave të lirisë dhe të pastërtisë së racës veriore të bardhë Ilire (Shqiptare); është një vepër, poetike dhe historiko-gjuhësore, që gjen një renditje mjaft të saktë në fushën e Albanologjisë dhe të Egjyptologjisë.

## VEPRA, AUTORI DHE FRASHINETO

Vepra, në paraqitje botimi të bukur, shkon plot 264 faqe, me shumë ilustrime dhe është shtypur nga Shoqëria Tipografike G. Bardi S.r.l.; nuk ka çmim, si për më tepër të gjitha veprat e Katapanos, i cili asnjëherë nuk ka bërë tregëti me botimet e tij.[1]

I kushtohet Arbëreshëve (shqiptarëve të Italisë), shqiptarëve të Shqipërisë, të Kosovës dhe të gjithë të tjerëve të shpërndarë nëpër botë.

* * *

Prof. Xhuzepe KATAPANO, i njohur tashmë për lexuesin, si për atë arbëresh dhe më gjerë, për veprat e tij të mëparshme, nuk është albanolog me kohë të plotë. Studimeve të gjuhës së tij amtare i kushton një pjesë të kohës së lirë, duke ia vjedhur gjumit dhe pushimit.

Kohën tjetër ia kushton kimisë dhe *Matematikës*, por mbi të gjitha biologjisë: prej shumë dhjetëvjeçarësh studion ekstraktin e një bime braziliane, që, sipas analizave të specialistëve më në zë të universiteteve zvicerane, ka veti të shkëlqyera terapeutike antimutagjene. Dhe në një të ardhme të afërt rezultatet e kërkimit do të publikohen.

Po kush është prof. Katapano?

---

[1] Vetëkuptohet që bëhet fjalë për botimin në italisht (shën i red)

Një burrë i përvuajtur, i pregatitur, me kulturë enciklopedike; fetar në kuptimin e vërtetë të fjalës, përherë bujar dhe i ndershëm: nëse premton, *mban*; punëtor shembullor, edhe për inat të viteve të shumta që ka mbi supe; me kujtesë të jashtëzakonshme dhe forcë shpirtërore të paepur.

Me FRASHINETON, vendin e mëmës, ku ka kaluar fëmijërinë, Katapano është i lidhur në mënyrë të apasionuar; flet për të përherë në veprat e tij, dhe në mënyrë të theksuar, në këtë të fundit.

Kthehet atje pak herë në vit, pothuaj përherë me ngut; por i mjafton edhe vetëm gjysëm ore për të përqafuar me një vështrim malet dhe luginat e tij, për t'i dhënë një shtrëngim dore të shpejtë miqve.

Por mbetet megjithatë gjithmonë një përqafim gjysmak, dhe ajo që vuan prej kësaj është zemra e tij e ndjeshme prej poeti.

Dhe është përherë kështu: një përqafim dhe një mallkim ndaj ngutit dhe detyrimeve!

## PËRFUNDIM

Me këtë vepër, e vetme në llojin e vet, prof. Katapano ka synuar t'i japë hov dhe dritë të re studimit të gjuhës shqipe, duke matur forcat në një sipërmarrje që është e jashtëzakonshme.

Ka studiuar shumë dhe kjo kuptohet nga shumësia e autorëve të cituar dhe nga disiplinat e ndryshme që i kanë shërbyer si mbështetje gjatë hulumtimit.

Nuk është e tepërt të pohohet se zbulimi i tij vjen për të revolucionalizuar sadopak të gjithë parametrat krono-historikë, gjuhësorë dhe korologjikë.

Prandaj, është një vepër që duhet studiuar seriozisht; është një zbulim që duhet verifikuar me kujdes.

Pa paragjykime të rreme apo naive.

Sepse e humbur do të ishte vetë Historia.

**Prof. Dr. AGOSTINO XHORDANO**
Krishtlindje, Romë 1984.

# *LUTJE* [1]

[1] Kjo pjesë poetiko-shkencore e librit po botohet në arbërisht, tamam ashtu siç është në origjinal. Për kuptimin e saktë të saj do të nevojitej një transkriptim në shqipen letrare, gjë që ndoshta do të bëhet në një botim të dytë. Në këtë botim jemi mjaftuar të sqarojmë fjalët arbërisht fare të pakuptueshme për lexuesin shqiptar, sidomos në rastet kur mund të kishte keqkuptime, sepse disa fjalë të arbërishtes kanë domethënie tjetër në shqipen e sotme. Gjithsesi, kjo është pjesë integrale e studimit dhe shpjegimet shkencore që përmban përbëjnë vazhdimësi në trajtimin e çështjes. Dhe, meqenëse në origjinal ato janë në italisht e detyrimisht janë përkthyer në shqipen e sotme, filli i mendimit është lehtësisht i ndjekshëm nga cilido lexues, i cili, nëse has tepër vështirësi në leximin e poemës, mund ta anashkalojë atë dhe të përqendrohet vetëm tek shpjegimet dhe analizat.

Megjithatë, për arsyet e lartpërmendura, ne e kemi vendosur pikërisht përpara kësaj pjese analizën e Prof. Xh. Agostinos, i cili përqëndrohet dukshëm në vlerat e "poemës" dhe lidhjen e saj organike me studimin e mirëfilltë shkencor. Për arsye teknike, ky prezantim prej 8 faqesh do të numërohet si faqet 83 - 86 të librit. (shën i redaksisë)

1. *Zanë, ti e di se më i shquari*
*ndër gjithë prisat, më i vanduari*
*është Qesari i farës Trush,*[1]
*ç' pat Enèn më t'fjeshtin gjysh.*[2]

2. *E si Hermi*[3] *mirë buthtoi*
*Trush, Hititë, Troas njësoj*
*janë vërtetë, bij hajdhjarë*
*shqipes-yll,*[4] *të thjeshtës farë.*

3. *Shqipja*[5]  *ë, e para letër*[6]
*Egjipcianës gjuhës vjetër*
*çë fillimin e kallëzon*
***Dritës,** jetës na dëfton.*

4. *"E ç'ka t'bënjë Misir me ne?"*
*ndonjë i dashur mik mund pyè.*
*Ju kujtoj se **Thoti***[7] ***qe***
*Shpikës **Shkrimit,** Ilir si the.*

---

[1] Trush = prej truve, mendjes (nga fisi i të diturve, të mençurve). Kështu quheshin etruskët. (shën i red)

[2] Enea – heroi trojan, i cili pas shkatèrrimit tè Trojès u ngul në Itali dhe qè sipas burimeve anytike konsiderohet si stërgjysh i Jul Qezarit. (shën i red)

[3] G. Herm: **L'avventura dei Fenici**, Garzanti 1981, fq. 208.

[4] Shqipja dhe Ylli simbolizojnë, qysh nga kohët më të lashta, dritën, shpirtin, pra vetë zanafillën e jetës dhe të çdo krijimi, që janë thelbësisht të rendit mendor.

[5] Është fjala për shqiponjën (shpendin), jo për gjuhën shqipe. (shën. i red.).

[6] **ë** (**o** në Shqipërinë e mesme apo **a** në atë veriore) – në arbërisht do të thotë **është** (shën. i red.).

[7] Thot është veta e tretë e foljes thom - them. Ky emër që shpreh funksionin e kumtarit të zotave, është me prejardhje iliro-shqiptare.

5. *Tek i gjati im veprim*
*«Lëna», ç'hjeshëm merr frymëzim* [1]
*ka ajo* ***Shqipe*** *ç' qiellin nget,*
*vasha bukur arsynë e jep;*

6. *dha pse Troas quhet Yll*
*e ndonjë herë i bardhith lil,*
*sepse drita ë pastri,*
*për Shqiptarin ë liri.*

7. ***Liri*** *e bardhë, ç'do me thënë*
***Pastërti*** *pa njollë, gjithmonë;*
*ç' rron si drita e kurrë s' ndërron*
*pse ka Hyji i vetë mburon.*

8. E *sepse ë pa ndryshim,*
*Bukuria ë pa mbarim,*
*do me thënë rini pa mot,*
*e rroni e lumtë, e pjotë.*

9. *Njo pse mësimi mëngjistar*
***diellin math, diellin*** **ar**
*na e përgjet* ***Shqipes*** *ç'lart*
*ngjitet ndaj qiellit qartë.*

10. *Mbas këtë shumë t'vjetër mendim*
***Shqipe e Yll*** *janë sinonim,*
*si dhe janë, mbas Mojseut,* [2]
*dritë e ditë, të bënë pas dheut.*

---

[1] Është fjala për Helenën (e Trojës). Ju kujtojmë se sipas autorëve antikë, trojanët ishin pellazgë – shën i red.
[2] Është fjala për Moisiun biblik (shën i red)

11. *Dhe **Kostë Madhi** ç'u* le *Nish*[1]
*- kur ky vend zllav nëng ish*[2]
*po i bukur vis shqiptar*
*farës sonë ë njetër lar.*

12. *Edhe Qesarit nip i lart*[3]
*ç'fitoi botën, burrësi pat,*
*diturie, dije pjot,*
*qe i drejtsisë bëjtar e zot.*

13. *Edhe ky, si këndon Virgjilli,*
*është i Trush, mburon ka Ylli,*
*fluturon mëndaj shumë lart,*
*llafazanet i lë prap.*

14. ***Skanderbegun!** Kush s'e njeh,*
*këtë ushtar t'fort, t'rreptë?*
*Besës sonë lavutë e shëndetë*
*Dhe Evropës mbrojtës dreq,*[4]

15. *Zanë, pas vdekjes, bijtë e tij,*
*se t'mos bijin në rrobi,*
***na Arbëreshët,** për liri,*
*lamë të gjitha e vamë mërgi.*

---

1) Konstantini i Madh (306-337), perandori më i famshëm bizantin, me origjinë ilire, lindur në Nish. (shën i red)

2) nëng – nuk (shën i red)

3) Është fjala për Augustin, nipin e Jul Qezarit, që sipas Virgjilit ish gjithashtu me origjnë etruske (shën i red)

4) Meqenëse kjo fjalë përsëritet shpesh në tekst dhe ngatërrohet lehtë me kuptimin që ka sot në shqip, theksojmë se në arbërisht "dreq" ka kuptimin "drejt, e drejtë, tamam" (shën i red)

16. *Edhe largë, dritë e nderë*
*Farës sonë i dhamë, gjithëherë:*
*n'Itali me Krispin t'urtë,*[1]
*në Turqi me Ataturk,*[2]

17. *Të kërshterë e musulmanë*
*një gojdhënë po vet e kanë,*
*politika mëndaj s'i ndan*
*e të lidhur BESA i mban,*

18. *Zanë e bukur, Zanë e vluar,*
*parë se t'lësh Tomorr, fjuturuar*
*në Pulin, afër mua,*
*shko nd'Tiranë e Hoxhës thua'*

19. *këto shurbise,; thuaji n'vesh:*
*"Gjithë këto ndjenja çdo Arbëresh*
*i ka n'zëmër, s'i harron,*
*i mban shtrëjtë për monë e monë,*

20. *se janë qëna*[3] *të farës sonë*
*si më t'urtët dinë e thonë:*
*Qëna ç' qiellin tërë mbulon,*
*me lavdi e tërë ndërton";*

21. *Të fala shumë e një urim*
*ja bënj Hoxhës, si n'Butrint*
*lalë Enesë ja bënë një ditë:*
*"Paqë për Yll, shëndet e dritë!"*

---

[1] Françesko Krispi (1818-1901), një nga figurat më të shquara të bashkimit të Italisë dhe kryeministër i shtetit të parë italian (1887-1891 dhe 1893-1896). (shën i red)

[2] Qemal Ataturku, themeluesi i shtetit modern turk, me origjinë shqiptare nga e jëma (shën i red)

[3] qenie, krijesa (shën i red)

22. *Dritë! Ku je?* Po *thuajmë, Zanë!*
*Doket moçme po ku janë?*
*Mos ndryshimet në Shqipëri*
*sualltin po uriqin zi?*

23. *Unë s'e di, e bukur Zanë!*
*Ti nëng flet! Mos* ***nisanë*** [1]
*më s'valvitën? I kërkon*
*ti gojdhënat e s'i gjën?*

24. *Zana qeshi e m'tha: "Ti shumë,*
*Zef, do t' dish se t'jesh i lumë;*
*po, si këndova u në fill,*
*Shqipja ë dritë e mëndaj Yll.*

25. *"Mëndaj qëndron se qëna s'ndërron*
*dritës, ç' dim i rron për monë;*
*mëndaj vështir mësimi i ri*
*mund e sjellë uriqin zi.*

26. *"Tek po qëna jonë pangarë,*
*ç'është akoma e tërë e mbarë,*
***Grueja e nderi nj'ëmër vetë***
*kanë t'pëlqyer e shumë t'hjeshtë."*

27. *"S'ka çarçaf; po kurmi dëlirë*
*i kulluar e këndon mirë*
*shpirtit thjeshtë, e shumë dreq*
*vashës hirin më t'vërtetë.*

28. "E *ti' Zef, kështu e buthton* [2]
*më të mirzën çë këndon,*
*s'cilës xhethe i vë e përcjell,*
*si e pa mase, të le, n'qiell".*

---

[1] flamujt e lashtë, që u prinin luftëtarëve në betejë (shën. i red.).
[2] buthtoj – në arbërisht ka kuptimin "shënoj, tregoj" (shën i red)

29. *"Zanë, për tij m'u kanë çelur*
*ninat prapë; m'u ka dhezur,*
*ndër më t'shpejta rrahma, e re*
*zëmra, e bënur më e le."*

30. *"Ni një rrahë xhethesh i lirë*
*dhe një jonë ndienj pëlqyer;*[1]
*Hyri yt, e ëmbël Zanë,*
*më mbulon e më rri mbanë."*

31. *"Moj ti, e mirza, huajm lahutën*
*e kurdisme këngën, t'lutem,*
*t'i vafsha zëmrës, për xhadhe,*
*e m'qoft Ylli nderë e hje'."*

32. ***Bërëshith***[2]***,*** *ç'do me thënë:*
***Kur s'ish gjë nd'ato ç'u bënë,***
*dhe "bara"*[3] *(bëri), rrënjë*
*gjuhës sonë ë foljes "bënj"-*

33. *Mojseu na kallzon:*
*kur ka Uri Brami shkon*
*te Dheu Shëjtë, afër dymijë*
*para Krishtit vjet, me fëmijë.*

34. E *gjën Zot Hitin e mirë,*
*çë e fton si vëlla e bir*
*mbas zakonet e Ilirisë,*
*Zonjë e madhe e bujtësisë.*

---

[1] *jonë-a* (arbërisht) – autori e përdor si në kuptimin e melodisë, edhe në atë të tingujve të harmonishëm (shën i red)

[2] Kështu fillon teksti hebraik i Testamentit të Vjetër.

[3] Është folja e parë (fjala e dytë) e Testamentit të Vjetër, që në hebraisht do të thotë "bëra". Është e dukshme se rrënja e foljes *bëj*, *krijoj*, është në ilirisht (shqip) dhe në hebraisht, mbetje nga gjuha e parë e folur gjithandej.

35. *Dhe akoma dica herë*
*buthton Sefri këta bulerë:*
*Hititë mbretra dhe ushtër*
*si në botë nëng ka të tjerë.*

36. Po *si pamë, farën tonë*
*gjithaparu ti e gjën:*
*do me thënë se, si Hyji*
*ë gjithkundi, edhe Ylli.*

37. *Vete i lirë e vjen si i Pari*
*te gjithë Bota, më hajdhjari*
*Races bardhë, i biri Shqipes,*
*çë, si e dini, ë bija dritës.*

38. E *si dielli gjithëve silë*
*darovisht i jep, përcjell*
*vëllezërit* ***Lidhjes Ilirisë***
*dhanë dhurëtilën e lirisë.*

39. *Në fillim, a bërëshith,*
*Fjala jonë arrijti Egjipt:*
*mbretit parë t'njerëzores farë*
***MENE*** *ëmer mbjà i dhanë:* [1]

40. ***FARAONË*** [2]: *se më parë*
*gjithë Misiri po rrij mbarë*
*nën sundimin Lartit Hyj,*
*çë i mbanej gjith si bij.*

[1] Menes - faraoni i parë i Egjiptit, themelues i dinastisë së parë, i cili bashkoi Egjyptin – me ne, pra që është me ne, bashkë me ne ose pro nesh. (shën i red)

[2] *Farë*-a - fjalë ilirisht (shqip), *farë, racë, fis, zanafillë, soj*; *Onë* = jonë, për. pron. *e jona.*

41. *Këta, ndonjë mijë vjet më vonë,*
*Perëndisë i thanë "ATON"* [1)]
*kur e shoqja Mbretit ish*
*një Hitite,* ***Nefertit.***

42. *Pas krye-shtetit, quajtur* ***ZOT*** [2)]
*vinej burrë rëndësie pjot,*
*njësoj vizir ç' e dëftonej*
*shpallur UDHEN, faj ndëshkonej.* [3)]

43. *Mbreti, gjyqi, liqja kanë*
*ëmra ç'prindët tanë i dhanë*
*nga shtàtëmijë dhe më vjet*
*ndë Misir, ku shkuan vërtet.*

44. *Gjurma shumë të pakufirë*
*t'gjuhës sonë, ç'u shprish e lirë*
*te gjithë bota, gjëjmi t'thjeshta;*
*vërtetim t' pranisë të drejta.*

45. Ë *legjendë fortë e pohuar*
*se alfabeti duall nga duar*
***t'THOTIT*** *tonë, çë e mendoi*
*e para t'urtëvet ja mësoi.*

46. *Lëmi, prana, prrallat mësuar*
*nga gjithë veprat Grekut shkruar:*
*këtu e drejta është ndërruar*
*e, patjetër, gjithë e shuar.*

---

1) *AT* - fjalë ilirisht (shqip), që do të thotë *baba*; *ON*, si më sipër.

2) ZOT - fjalë ilirisht (shqip) = zotëri, princ, prift, i ngarkuar, ai që bën mëkëmbësin e sovranit.

3) UDHA - fjalë ilire që vazhdon të ruajë edhe sot , në arbërisht, të njejtin kuptim si në lashtësi : ligj, normë, rregull, drejtësi, arsye.

47. *Shohmi mbjatu bashkë, po miq,*
*si në fillim shurbesi ish;*
*kështu, ngadalë, mund kuptoni,*
*abecenë ju mund e xëni.*

48. *Në Shqipëri e në Misir*
*fjala* ***KUDH***  *, çë e mirë*
*përfytyron të vizatuar*
*nj' anë, prej gjithve leht kuptuar;*

49. *u përdor mëndaj t'kësaj shënjë*
*ndina parë për Kafen(K) shkronjë;*
*kësaj mënyrë qenë të nxjerra*
*nga çdo ftyrë shkronja të tjera.*

50. *Ndë nani ju m'vëni re*
*do t'ju thom me shumë hare*
*t'alfabetit si u bënë*
*shkronjat; t'gjitha ju i buthtonj.*

51. *Zëmi mbjatu ka e para* *,*
*nga më e çmuara, më e qarta*
*shkronja alef* (  ), *përfaqësuar*
*ka nj'ain, a aitë, madhënuar.*

52. *Shkronja* ***beth*** (  ב = *b), çë vjen ka banë,*
*këmbës burrit shënjë i dhanë;*
*e kjo ftyrë mirë buthton*
*lëvizjen burrit, e pohon*

53. *për shpi t' drejtën e të tjera,*
*ç'japin vepra edhe vlera.*
*Ftyra e kish po sigurisht*
*një kuptim esoterik.*

54. ***Dàleth*** ( ד , *d) vjen ka* ***dora*** *hapët,*
*fjalë arbëreshe shumë e qartë;*
*jeroglifi këtë dëfton,*
*bashkë me t'tjerat e pohon.*

55. *Shkronja* ***gimel*** ( ג , *gh), ç'na kujton*
*Hebraishtjes vjetër jonë,*
*vjen ka fjala* ***gath*** *arbërisht*
*çë etrat tanë sualltin n'Egjipt.*

56. *Simbolisht na përfytyron*
*nj'zid a shtyllë, çë i mbron*
*e theroravet shëjninë,*
*e misterëvet qetësinë.*

57. *E mund jetë edhe një* ***hol*** [1)]
*ç'kureshtarëvet mbulon*
*punën bletavet përmbrënda,*
*çë për t'folur s'ja ka ënda.*

58. *Është po fe* ( , *f) e pesta shkronjë*
*ç'Egjipcjan ka fjala jonë,*
*"Fjerë", ka marrë, ç'ë nepërkë ligë*
*a, me ëmër tjetër, shlligë.*

59. *Hebraishtja për këtë shkronjë*
*ka dy shënja e dy jonë,.*
*në Misir, ka i ka marrë,*
*qëndroi ftyra e gjuhës parë.*

60. *Ni, përkundër, shkronja "he"* ( ה , *h* )
*ç'rrjedh ka fjala jonë po le*
*"hjetë", e ka, pa dyshim,*
*simbolik moral mendim.*

---

1) Hoj, hoje – kutizë (a) prej dylli, ku bletët depozitojnë mjaltin (shën i red)

61. *E kjo shënjë çë i përgjet*
*ebraishtes letër "phe"* (  , *f)*
*dhe si kjo të veçma ka*
*po dy ndina si ka na.*

62. *Jeroglifi paraqit,*
*për arsyen të naltë ç'kish,*
*dy shënime themeluar*
*t'Egjipcjanës Besë të vluar:*

63. *një besim e nj'sigurim*

*t'jetës s'ardhme, në amshim:*
*shënja e parë na kallëzon*
*frymës treshe na e buthton*

64. *tę përbërën; jetra* (  ), ***NOMË***
*e burrit, mëson ç'ka t'bënjë,*
*nga më i ulti, i poshtë përdhe*
*me shumë mundë e me shumë re,*

65. *si ka tJbënjë të shkojë tek t'tjerët*
*ç'janë më lartë e më t'shkëlqyerët,*

*njera ku* ***ATON****-i i pret*
*(bënur t'kthjellët e të gjallë (*  *) vërtetë.*

66. E *tek shkronja ka zumë fill* (  )
*jemi prapë,' mund vëja shillë,*
*sepse mirë pohimi im*
*i provuar ë pa dyshim.*

67. Po *ndomos, vemi përpara:*
*mendimet bëhen kështu më tJlara.*
*Poka* ***KAF****-a, si ju thash,*
*t' abecesë ë shkronja e shtatë.*

68. E *po enën parashtron*
*ku vepron e drejta* ***NOMË***
*të përziemën forash,*
*ç'jep lëndës së re dëftim të drejtë.*

69. *T'tetën ruajmi bashkë nanì,*
*shkronjën gji* ( ⊜ ⊸ ), *ç'po si e di*
*Hebraishtja nëng e ka*
*e Misiri e muar ka na.*

70. *Është e tërëz t'Shqipes fjalë*
*çë tek na qëndroi e gjallë;*
*Shëjza parë* ( ⊜ ) *ftyrson një sitë*
*çë elementet shoshën gjithë;*

71. *me nj'punë zotme,masur vrullesh*
*shumë të mëdhenj, për të dhënë*
*nj'bashkgodi thjellësie pjot,*
*si,* ***bërëshith,*** *e dish Inzot.*

72. *Ky pikim ka gjiri i shëjtë*
*t'nuses bardhë, nuses borë,*
*rrjedh si uji gurit nait*
*tërë i thjellët e pa mëkat.*

73. E *te ky bashkim i dëlirë*
***dëlirë*** *pohonj, se t'jetë i mirë*
*kryhet mëshehti po më i naltë*
*mallit, mendimi Zotit Tatë.*

74. *ndaj njeriut, shpirt mishëruar,*
*ç' ë fani shkëlqyer kulluar*
*të përhapjes s' lart dashnisë,*
*të parimit-ar t' lindsisë.*

75. *Gji i shëjtë: çë fjalë e ëmbël!*
*na siell shpejt mendimin ëmës!*
*Ëmë, për tyj, mësheht i madh*
*të Amshimit udha u hap.*

76. *Feti në gji t'gjithësisë vijon*
*ndrrimet, dhe trajtimi shkon*
*për më të fshehtën udhë, çmuar*
*t' lindjes, jetës shumë dritësuar;*

77. *njera të jetë e përsosur*
*enë pa Iy e, nga gjithë lavdosur,*
*e gatishme po t' e presë*
*Hyjit frymën gjallë e dhezët.*

78. E *ni shomi shkronjën* ***mëmë*** (, *m)*
*ç'ka dy shënja e një jonë;*
*parafaqën gjë, çë, lehtë,*
*edhe sot na bie në veshët:*

79. *fyelli* (  ) *ë çë muzikoren*
*notë më t' drejtën, ëmbël losen;*
*dëfton masën, pa dyshim,*
*masën mbarë, pa gabim.*

80. *E si shihni, miq arbëreshë,*
*ë kjo fjalë si syu në shesh;*
*është e tërë e gjuhës sonë,*
*fjalë e drejtë, e njomëz jonë.*

81. *E dua t'shtonj se kjo e drejtë*
*nj'faqe vet e ka, e lehtë*
*ë si pupël,* e ***matur*** *notë,*
*çë kurrë ndërrohet, kurrë, me mot.*

82. *Sot u buar Masës ngullia,*
*mall vërtetës, e marrësia*
*përfitimesh pa moral*
*humbi t'mirat dalë ngadalë.*

83. U *buar udha çë kish mësuar*
*Ylli ynë bekuar, dritësuar;*
*bota gjithë e mbanej vluar*
*si nj'visar tepër i çmuar*

84. *Mos t'e bjermi udhën na!*
*Ruami Etrat e si ata*
*mbami* ***besën*** *tonë gjithherë;*
*nderin bardhë e të shkëlqyer*

85. *Dhe hyjnusha* ***MAT*** *nga na*
*e muar ëmrin bukur ç'ka.*
*ç'do me thënë {{ajo çë mat"*
*veprat burrit ditë e natë.*

86. *Njetër shenjë ka shkronja mëm.*

 *kukuvelja, çë s'pëlqen,*
*pse ë zogu çë këndon*
*vdekjen, ç'vjen e lajmëron.*

87. *Kukuvelja simbolikisht*
*-mbas kuptimit ç'vdekja kish-*
*i thoj burrit ç'ish e vdis.*
*"mëma t'pret e të lipis"*

88. ***Mëma*** *ë bota, e ky kuptim* [1]
*giithaparu pat qëndrim;*
*vet për kurmin, jo për shpirt,*
*se ky ë vet i Hyjit dëlirtë.*

89. *Kukuveles ja thonë* ***"merr"***
*se e pamëshirshme bie në derë,*
*tek e prasmja ditë, mbëherë,*
*e të vdekurin e* ***merr.***

90. *Edhe* ***MOIRA,*** *ç'qe më parë,*
*zë i gjuhës sonë i mbarë,*
*ç'Greku muar si pronë nga na,*
*si lehtë gjindja urtë e pa,*

91. *është dëlirë dhe akoma rrënjë*
*e foljes "marr", mënyra urdhnore:*
*"mirr!" dëfton po* ***taksiratin***
*ndodhjes ç'vjen kur ra sahati.*

92. *Në fillim po shprehjet-shkrim*
***H*** *(e), i, υ, një e kishin ndinë*
*si* ***ει, οι*** *te greku ri*
*bashkë me* ***υι*** *t'njëjtin shqiptim.*

93. *"****I*** *! " më e bukur, më e thjeshtë*
*jona parë çë, e vrapët e lehtë,*
*duall nga Adhami i çuditur*
*për sa pa gjithësinë të ndritur,*

94. *krijuar për të ka dashuria,*
*ka e Hyjit dorëdhënia.*
*Ati parë mëndaj me atë* "**I**"
*dish t'thoj "zot, i mirë je ti!".*

---

[1] James Churchvard: ***Mu, Il Continente perduto*** - *Sugarco Edizioni*, Milano 1978.

95. E *kjo shkronjë qe e kujtuar*
*më besnike, mbet e vluar*
*n'hyjnderimin etvet tonë*
*t'Ilirisë, ç'ë fara jonë,*

96. *e n'Misir e n'Izrael*
*ku yn Thoti e kish sjellë;*
*e n'Greqi, ku shkoi më vonë,*
*pak e ndërruar, nga tanët kronj.*

97. *Parë se t'vemi më përpara,*
*miq, po ndalemi një çast*
*t'shohmi si ka fjala e parë*
***mirr** a **mirë** duall* **μοῖρα** [1] *pëstaj.*

98. Po *vërtet ndryshim s'ka*
*mendimi a fjalje po vet sa;*
*vet shqiptimi, pas ç'Erasmi*
*ka pesë qind vjet, më shumë* o *ndaj,*

99. *Jotaçizmin, pa drejtësi,*
*e prapsi tërë pa themeli,*
*kundër t'urtit Reuklin*
*e më t'thellmes, vjetër di.*

100. *Prej atëherë, fjala e re,*
*si shpesh ndodhet po në dhe,*
*duall fitues, po pa dritë,*
*e shumica i dha liqë!*

101. *Kështu shqiptohet* ***ita*** *"e":*
*letra e bardhë u bë e zezë;*
*kështu diftongjet, veças* ***ou****,*
*si janë shkruar do t'jenë kënduar;*

[1] greqisht në tekst, lexo – moira (shën i red)

102. *domethënë, një për një,*
*të dy zanoret veç për veç.*
*Ni kuptoni dëlirë sepse*
*ja thonë* ***Mirës Moira*** *edhe.*

103. *Kështu tue bënur, na llarguan*
*ka përftimi shumë thelluam*
*të trajtimit ëmrit, ç'thot*
*qënësinë gjëjash zyrën pjot.*

104. *Më përpara gjë do t'shtonj*
*mbi këtë* ***"I"*** *e mbi këtë shkronjë,*
*ç'ë Adhamit e Evës nuse*
*ditën parë i drodhi në buzë.*

105. *"Zanë, më e bukura, më e naltë,*
*çë gjithë qiellin ke n'ballët,*
*qiellin arët, qiellin kalthër,*
*bën se u mund ngjitem afër,*

106. *"ajër tij; se dua t'kuptonj*
*dëlirë, te dija jote t'shoh*
*gjë e ikshme mua këtu n'dhe,*
*por sa e fortë është imja re/"*

107. *Mbjatu mëndën ndiejta t' le...*
*e ka qielli ra një re*
*afër meje mëxij ndonjë hap,*
*e suvalme n'erë, pa vrap;'*

108. *e dritëmadhe, shumë e shkrifur,*
*me pe argjëndi e qindisur,*
*xixa nxirrte shumë të shpejta*
*si suvala ahjti t 'lehta;*

109. *çë m'rrezojin, tërë mbështilljin*
*kurmin tim; e zëmrën qelljin*
*si tek nj' ëndërr e pa mot,*
*ku harea është ëmbël, pjotë,*

110. *Po kjo dukje ndodhi pak,*
*prana, ëndëm, zu e u hap:*
*rea e njomë u los në shkumë*
*ahjti t'hollë, si fryma n'gjumë.*

111. *Ka kjo shkumë e njomë u ngre*
*bukur grua,si tjetër s'pe*
*kurrë në jetë; e i magjepsur*
*me përvutje e ruaja i qetur.*

112. *I gjit Afroditës sonë*
*kur mbi detin e tregon*
*të prandëverës ditën bukur,*
*t'shpresës sonë po shënjin lumur.*

113. *Si e pandieshme gat m'u qas,*
*mua arbëreshe m'u fjandas,*
*se arbërisht buzëgazi saj*
*shqiptoi ëmbël t'parën fjalë:*

114. *"Njo! Ni m'sheh: u t'erdha mbanë!"*
*"Gje - u përgjegja - e larta Zanë!"*
*E mbjatu zëmra u mbush dalldi:*
*dilja trushi për hajdhi.*

115. *"Prëhu, burrë! Prëhu një çik,*
*e pushimit mot po jip!*
*Pra do t'kesh mëndë më t'dritme,*
*do t' kesh punë më të volitshme!"*

116. *"Natë e mirë! - e ëmbla Zanë-*
*Ec e fjëj - më tha - se vanë*
*orat plotë dhe lodhja t'këputi!"*
*parë se t'iknej kështu më luti.*

117. *Era frynej, ëndëm; mëzi*
*luluronej ndonjë ëndi;*
*e mëzi tundej fjetë a rrëmbë*
*ndër të cilat shkonej jonë,*

118. *Gjumi qasej, lodhjen lëmonej*
*ndonjë kulte të llargë e afronej;*
*e ndërkaq në qiell e shtënë*
*vej e vej e bardha hënë.*

119. *Pas çë hënzën kisha parë*
*gJithë më leftër dukej, larë;*
*gjithë ni tundej më ngadalë*
*si e pa shtrush, e qetë suvalë.*

120. E *ndomos se e lehtë, e gëzuar,*
*ajo e qiellit shumë e çmuar*
*mbretëreshë e thjellët vet,*
*vej pas reje mekur-zbetë,*

121. E *tue ecur kështu e lirë*
*t' ëmbël jip përgëzim e glirë*
*me të butën dritë e hje,*
*zëmrën m'mbjonej me hare,*

122. *Gjithë i këputur lodhje e gjumi'*
*u qëllova, në fund, i lumi.*
*Zana prapë, kjo buzëkulëndër,*
*m' u fanar papà n' ëndërr,*

123. *Ish e lartë, e lënë, e hollë,*
*t'arta në gji i kish dy mollë;*
*e lulëzonej, buzë-kulëndër,*
*si hyjneshe tek kjo ëndërr.*

124. *Kish ndër sytë qiellin hapët,*
*i dritësonej dielli në ballët;*
*trupi i saj ish qelibar*
*dhe kërthiza pernë e larë,*

125. *Shalë t'ëmbla, këmbë të lehta*
*e të hjeshme i kish vërteta;*
*lëkurë mëndafshi zbukurojin,*
*lulesh ëndjin, mallin këndojin,*

126. *Lulje ëndi, e ëndme, yer,*
*me penj ylish, e paprerë*
*llambarisnej e paparë*
*tek një rahj, mbuluar me ar.*

127. *Ëndë e ëndme e vetuar,*
*papushtueshme dritë kulluar,*
*shëjtërore e bardhë, autar,*
*rojë virtyti e pangarë!*

128. *Një cilësi që çdo kopile*
*a vashë, Frasnitë, si trondofile*
*ëndme, qellnej si stoli*
*arthit, bashkë me dashuri,*

129. *te martesa, ku të dy*
*dreq mund thojin: "Unëjam ti!",*
*njerajetrit të shtrënguar,*
*për gjithë jetën dashuruar.*

130. *"Unë jam ti!" që domethënë:*
*njeri e jetri një person*
*te një shkrime e zjarrtë: hare-*
*hjeramí, përjetë, e re.*

131. *Kjo e pasosur hjeramí,* [1]
*kjo e pamatur dashuri*
*gjithë lëkundjet i përmbledh*
*e prandaj do t'rrojë përjetë.*

132. *E po shton gjithë ngjyrat mirë*
*e i jep të bardhën dëlirë*
*dritë, që vjen ka i larti qiell*
*e me t'cilën i mbështiell.*

133. *E gjithë jonat po shumon,*
*gjithë erinat i bashkon;*
*mëndaj ngullia është e pjatë*
*e s'mbaron prandaj dot.*

134. *Kështu ish **ZANA** jonë,*
*ç'pe n'ëndërr vet, me aqë hare;*
*më e mirza, e bardhë lulé*
*që gjithësisë i bënej hje.*

135. *Lile e bardhë, lile e thjeshtë,* [2]
*lile e zjarrtë, lile e shkreptë,*
*hol i ëmbël paraverës,*
*i hyjnuar flamur Nderës!*

---

[1] hjeramí – në arbëtrisht : gaz, gëzim, harè (shën i red)
[2] lile – në arbërisht : zambak (shën i red)

136. *Nderi vet po e mbulonej,*
*e të lëmuar më shumë e bënej:*
*e hjesonej kurmin saj*
*si Frasnitën barët n'maj* [1].

137. *E ky sqep, ndomos i rakën,* [2]
*i prit mbjatu s'ligës fjalën;*
*e ndomos se ish e lirë,*
*Zana arbëreshe ish tërë e dëlirë.*

138. *Mbaj po mendë, i urti trim,*
*se ashtu ish në fillim*
*gruaja e parë, çë* ***Zoti Nalt***
*ja kish dhënë një menatë.* [3]

139. *burrit parë, të pa mëkat,*
*se t' e bënej më të bëgatë;*
*më të bëgatë e tërë gëzuar*
*me cilësinë e parë të çmuar,*

140. *Ashtu ish Zana çë pe,*
*më e mirza e bardhë lule,*
*çë i bënej qiellit hje;*
*ashtu ish kjo grua e re.*

141. *Ish e lënë po e paftesë*
*se virtytit i kish besë:*
*lule, ish, pra, e pangarë*
*si ë flija e bardhë n'autar.*

---

[1] lule maji = bimë me lule t'verdha, që çelin në maj; në Frashineto mblidhen e vendosen mbi ballkone mbrëmjen e 31 prillit, që Maji t'i gjejë shtëpitë të lulëzuara dhe të begatuara. (E. GIORDANO: Dizionario degli Albanesi d'Italia, Bot. Paoline, Bari 1963).

[2] *ndomos i rakën* – në arbërisht : ndonëse i tejdukshëm (shën i red)

[3] *menatë* – në arbërisht : mëngjes (shën i red)

142. *Shumë e lehtë, si e pa masë,*
*leftër shumë; m'u fjandas*
*se s'ngit dheun: fjutur le,*
*bukur vej ndër dritë e hje.*

143. *Dritë tek lesht, të ndarë trish,*
*mbjedhur hjetë të njoma kish:*
*një e bënë tup, mbi kryet çmuar,*
*të tjerat but nën veshin shkuar,*

144. *bijin t'tundur tue lëmuar*
*sisët-shegë mbi gjin dritësuar.*
*Dritë e hje te qafa e lartë*
*e te barku i pa mëkat.*

145. *Dritë e hje dhe në kurris*
*e shumë vapë ndër ijat kish;*
*gjithaparu dritë e hje*
*kish kjo e mirza Zanë ç'pe.*

146. *Te kjo ndodhje ruaja, ruaja*
*Zanën ëmbël e vet duaja*
*se kjo pamje s'kish t'mbaronej*
*se t'lumnisë e kish rrënjën.*

147. *Po mendimet ishin të pastër*
*si janë flagat zjarrit në vatër;*
*si ë bora te e pashkueshmja*
*majë t'Pulinit, më e lakmueshmja.*

148. *Befas, si i marrë me sy,*
*- losur zëmra mall-ngulli - ,*
*bora pamjen Zanës çmuar*
*e qëndrova si i verbuar.*

163. E *krahërori ëmbël borë*
*ish mbuluar ka "oski" -i tërë,*
*një kular shumë i gjerë,*
*si n'Misir përdorej nj'herë:*

164. *bënur rendash shumë të holla*
*guresh t'çmuar e të vogla*
*ngjyrash shumë, me t'gjallë xixëllim*
*dhe mbi gradhë, ku kish mbarim.*

165. *Zbukurojin krahët bardhë*
*si gjershisë degat n'maj;*
*dritë, te supet e në prialë,*
*belezikvet, pernash, ndalë.*

166. *Nën gjirin e lirë i zbrit*
*Iiu të rrakën e dëlirë "shëndit",*
*me drejtim të rrotulluar*
*e me rrudh a ndryshe shtuar;*

167. *çë tek ilat ish e mbarë*
*ka një bres me t' bukur zavë,*
*cohë e butë, e hollë punuar,*
*ideogramesh e pikësuar.*

168. *Vijin po sikur nga nj'qiell*
*shumë i llargë, i thellë; të sjellë*
*pas atyrve, si ka drita*
*e agimit sjellë ë dita.*

169. *Vijin si ka ajri shtjerë*
*ahjtith pastër, ëmbël; të lerë*
*pas atyrve pjot hajdhi*
*gra hyjnore, për magji*

170. *si të hequr. Shkalla shkalla*
*me silë t'njomë madhërohej pamja:*
*gjithë më sheshit shihja i lumë,*
*i zalistë, kërkosur shumë!*

171. *Tufa burrash të shkëlqyer*
*(ashtu m'dukshin) dalë e gëlirë*
*ndaj mua vijin, ndryshe gjëndje,*
*te livath ni befas ëndëm;*

172. *priftra, zotra e një murgar*
*shfaqje bukur, shumë e larë,*
*Mbikatund, ka rrëza malit*
*ku rrjedh jonë ndër fleta prrarit.*

173. *Vijin bashkë me ato hyjnora*
*gra të mirza, si ka Hora,*
*prej po rahjit quajtur "hores"* [1]
*me të qartë e atyre lëresë.*

174. *Mali, rrëza e fusha gëzojin*
*të stërpikur erash këndojin*
*ardhjen ndritshmes shoqëri*
*me më të hollën hajdhi.*

175. *Afër ka "Shën Mëria Këtje Lartë",*
*ku më parë ish lëmi i arët,*
*Zanë kuqëlorja më qëndroi*
*e Leshzeza mbanë i shkoi;*

176. *afër mua të dya një hap;*
*e gjithë tufa, pas një çast,*
*tufa priftravet e bujarë,*
*bëri rreth neve të mbarë.*

---

1) Për ne të Frashinetos, Hora (qytet) është Kastrovilari.

177. *Foli parë Zana e m' tha:*
*"Ë kjo Zonjë MAT a MÂ,*
*e vërtetës, e diturisë,*
*po, hyjnesha dhe e drejtësisë!*

178. *"Ëmri dreq e kallëzon*
*të kësaj qënme zyrën plotë,'*
*si në fillim, në* ***bërëshith***
*ëmri qënien dëlirë e jip.*

179. *"Kjo e ditura hyjneshë*
*është po farës sonë arbëreshë,*
*çë me Thotin shkoi Misir*
*ka Kaukazi, kur Ilir*

180. *"ynë Lauzi po i nxir* [1)]
*gjithë, ka stera e bardhë e dëlirë,*
*bishat zeza, ç'pa drejtërim*
*kërkuar kishin t'lik zaptim;*

181. *"gjithë të nxjerrë, kudo diktuar*
*prej të bardhit të dëftuar,*
*ka çdo vënd t'Evropës borë*
*pa mëshirë të përzënë.*

182. "E *ashtu ture i përzënë*
*gjithë të Zestë ka stera jonë,*
*ture i ndjekur pa mëshirë,*
*dreq Evropën bënë të lirë.*

183. *"Kështu lauzit tonë arbënor*
*i dhanë ëmrin parë hyjnor*
*ari: "****I Lir****", se për lirinë*
*sterës bardhë epër shpërblim*

---

1) *Lauz* – popull, gjindje (shën i red)

184. *"luftoi shumë e shumë bashkoi*
*popuj të bardhë: me këta shpërbloi*
*tërë Evropën; t'egrin zi*
*ndoqi me tërbim, fuqi,*

185. *"e n'Asi e hodhi në det,*
*gjer n'Afri e shtyu drejt.*
*Te luftimi qindvjetor*
***Fara jonë qëndroj borë.***

186. *"Po te stera verdhë ca radhë*
*u ngatërryen te mishi lodhë;*
*e kështu u lenë të ndërmjetshme*
*fise të rea shumë të ndryshme:*

187. *"Çifutë, Arabë e Stramastiq;*[1]
*të parët dy, ndomos gjiri,*
*vanë po shprishur ndarë n'shkreti*
*si të huaj, tërbuar armiq;*

188. *"gjithaparu vate i treti*
*po bujtësi n'Evropë nëng gjeti:*
*këtu ndaluar si ndërzim*
*ish me t'ziun lidhza: krimë.*

189. *"Gjithë këta zotra neve rreth*
*janë tu miq, të shumët arbëreshë;*
*vet murgarl, çë ti njeh,*
*vjen ka Arbëria: ë* ***Fistha*** *i thjellët!*[2]

190. *"Më i madhi këngëtar,*
*më i ploti, burrë i tërë;*
*shënjë vërtetës Iliri:*
***Dritë e Fe*** *e mëndaj* ***Liri!*** *"*

---

[1] *Stramastiq* – mulatë (shën i red)
[2] Është fjala për të madhin At Gjergj Fishta, që autori e quan " i pastër, i kthjellët" (shën i red)

191. *Shkëlqia tij ka ajo kurorë*
*duall përpara e m' dha dorë;*
*ja shtrëngova e ja putha*
*po me epsh e nderë, sikurna*

192. *Romë, te e larta Akademi*
*e Italisë, ku vet urtësl,*
*më e pjota, më e mbarë*
*hinej drejtë për udhën larë.*

193. *"**Dritë** e Fe-nënvizuan*
*Mat e Zana e akoma shtuan*
*mëndaj të **Farës sonë** ë **Shqipja***
*me dy kocë: **Hyji e Drita!***

194. *"**Hyji** ë drita e parë pandrruam;'*
*Shqipja ë shënj i dritës mbaruam:*
*naltësisë i forti shpend,*
*HYjit shënje e dëlirës mendë.*

195. *"Kush mendon e do Shqipërinë*
*sot pa Hyj e pa besim;*
*e mohon jo vet lirinë*
*po akoma dukësinë*

196. *"e Historisë; gjendjet dhe*
*të farës sonë;. pa vënur re;*
*po me dhelë!, ç'do me thënë*
***"Iliri"**; në fill; më vonë*

197. *"Shqipëri a edhe Arbëri;*
*se s'ka sot dituri*
*e vërtetë të shpirtit lirë,*
*e mëndaj ë ndjemja e ndyrë".*

198. *Prana Zana e dëftoi*
*njetër zot, e ky shkoi*
*afër mua e më qafoi,*
*ballë me dorë më e lëmoi.*

199. *famulltari ish* ***Frashini***
*a, si e quajim, "lalë zot yni",*
*të vetisë i miri lor,*
*i drejti t'Hyjit ministor.*

200. *Pas atif më i dishmi*
*dhe më i forti, më i fuqishmi;*
*duall dhe ai ka ajo kunorë,*
*erdh i shpejtë e më dha dorë;*

201. *ish ndjezot* ***Binard Bilota;*** [1]
*si m'u qas, mbjatu e njoha;*
*glirë i thash: "Je mjeshtri im!*
*ka ti m'erdh më i miri mëndim*

202. *"mbi më t'thellë filologjt;*
*mbi t'vërtetën histori*
*t'fisevet; mbi t'lemë, zhvillim*
*fjalës; t'Shqipes saktë fillim".*

203. *Parë se t'prirej te kunora,*
*zot Binardi më tha: "U gëzova*
*shumë për tij, kur pe se e gëxarte*
*udhën kroit me ujra t'pastra!*

204. *"E atyresh ti pi drejt,*
*se vërtetë po nxjerën et;*
*mirë ti bëre se i këndove*
*e me re gjithë i studhjove*

[1] B. Bilota (1843-1918) - kryeprift i Frashinetos; poet, shkrimtar, filolog. (Krh. E. GIORDANO, ***Dizionario degli Albanesi d'Italia***, Bot. *Paoline*, Bari 1963).

205. *"shtatëmbëdhjetë librat e Strabonit*
*e gjithë veprat e Filonit;*
*Manetonit thyezat shprishur,*
*ndër shkrimtarët tanë më i ditur.*

206. *"Bëre mirë se edhe studhjove*
*gjuhë të vjetra shumë e këndove*
*dica qindra vepra t'sotshëm,*
*papërkulur, i palodhshëm".*

207. *Ndërsa folnej zot Binard,*
*bëhej rrethi pak e pak*
më *i ndritur,* më *i shkëlqyer,*
*edhe pamja më e pëlqyer.*

208. *Tue vijuar pra bisedim,*
***THOT-it** bëri një kallëzim:*
"Qe *ligjëbërës dhe i pari,*
*dijës nisur* më *i madhi.*

209. *"Të vjetrit Grekë,* çë *po n'Misir*
*i qenë nxënsit* më *të mirë,*
*drejt e quajtin "TRISMEGIST",* [1]
se *vërtet ashtu po ish.*

210. *"Po i ndërruan, shumë lirisht,*
*ëmrin tij, ç'ish arbërisht;*
*ëmrin drejtë e mëndaj i premë:*
*"THOT", ç'buthton funksion e t'qënë.*

211. *Bëre mirë, po ti bir,*
*se me re e shumë glirë*
*katër librat shkruar greqisht,*
*HERMES - quajtur - TRISMEGIST',*

---

[1] Epiteti i Thot-it (Trismegist) : tri herë i madh (shën i red)

212. *i këndove e i studhjove,*
*se n'ata janë vluar po rrënjat*
*e t' ILIR VET dijës parë,*
*t' FjALËS-DRITË doktrina mbarë"*

213. *"Ndër të diturit më i math*
*shtoi me hir hyjnesha MAT*
*qe i veti THOT, ç'na thot*
*atë ç'gjegji ka Ynzot.*

214. *"Zot Binardi mirë t'tha,*
*se ky **Ilir** qe i pari ç' dha*
*t'Perëndisë mëndim të kryem,*
*t'Dritës-Fjalë njoftim pa lyem.*

215. *"Kjo doktrinë e kjo njohëni*
*ishin mbjedhur me kufi*
*te dyzetët libra t' çmuar*
*ka Iliri Thot të shkruar.*

216. *"Shkurt e dëlirë ata na thonë*
*se mendimet tonë s'e zënë*
*Hyjin; s'mund e përcaktojmi,*
*me shqisë trupi s'mund e sosmi".*

217. *Ky bisedim t'urtit Binard*
*e t'hyjneshës bukur Mat*
*me mua t'nëmur qe i gjatë,*
*dashëm; mëndaj u ndiejta i bëgatë.*

218. *Prana m'tha ai hajdhjar:* [1]
*"Rrymi ynë ganishëm ar,* [2]
*silë pa lye, ka i LAR TI rrjeth,* [3]
*ka i MADHI HYJ, çë mbjeth*

---

[1] *hajdhjar* – fisnik (shën i red)
[2] *Rrymi ynë ganishëm ar* – rryma (raca) jonë e bollshme ariane (shën i red)
[3] *silë(a)* – shkëlqim (shën i red)

219. *"të gjitha përsosnitë, ka i VETI,*
*çë rron në qiell e te deti,*
*gjithaparu, me dashni;*
*te e pafundmja gjithësi.*

220. *"Udha bardhë e Ilirisë*
*qe ka sila shënuar shpirtnisë,*
*njera ç' erth e liga irizë,*
*ç'ra mbi të si rrëmbë mbi lis.*

221. *"E tue qënë dru i atidhë*
*qetë qëndron akoma e lidhë*
*qëna e parë, dhe nëng u sprish*
*nderi i gravet, jo, s'u shit;*

222. *"rrëston së ligës; po kjo e re* [1]
*ëndësi ditëshme pa hje*
*e shtron shpirtin pak e pak,*
*e bën dobë e shumë të varth".*

223. *Zot Bilota na përshëndeti,*
*tek kunora u mbjodh i shpejti;*
*prana, ftuar ka zonja Mat,*
*erth përpara zot i lartë:*

224. ***Viqend Dorsa, profesor;*** [2]
*si Bilota, ministror*
*Zotit Krisht; e shkrimtar,*
*shumë letrar i thellë, i mbarë.*

225. *I mirë arbëresh, i lerë Frasnitë,*
*në nj'miltetqindë njëzetetre;*
*shkruajti shumë mbi gjindjen tonë*
*me t'vërtetën, t'mirën jonë.*

---

[1] *rëston* – i reziston (shën i red)

[2] Vinçenco Dorza (1823-1885) - prift i Frashinetos, kritik dhe shkrimtar. (Krh. E. GIORDANO, *vep. cit.*).

226. *Edhe këtë, sakaqë e pe,*
*fët e njoha me hare:*
*kisha parë te shpia e t'nipit,*
*tek e madhja odhë e ngjitur,*

227. *po hjemadhen tij fytyrë,*
*çë përhapnej dritë dëlirë*
*ka dy sy të dhezët trimi,*
*shqisje pjot edhe guximi.*

228. *"Mirë se erd*he!" - *i tash e i putha*
*dorën, tue u vënë përgjunja;*
*m'ngrëjti mbjatu e më qafoi*
*e ka e djathta Matës shkoi.*

229. *Kjo nënqeshi e zu e foli:*
*"Zot Bilota e zot Dorsa*
*janë më t'thellët e Ilirisë,*
*"nisur" të drejtë Etnologjisë*

230. *"Arbënore;' e mëndaj gabohen*
*ata ç' veprat i harrojën*
*ture pritur* **dijën** *re,*
*modernizmit bënur hje.*

231. *"E vërteta ë tek e vjetra*
*di, më e larga e më e thjeshta,*
*çë mburon ka kroi parë,*
*ka e para Folë e mbarë.*

232. *"Prana bëre mirë, ti Zef,*
*se gjithë veprat këndove shpejt*
*t'këtyre zotrave Frasnjotë*
*me nderë shumë e re pjot".*

233. *Te ky çast u lypa fjalë;*
*Zana e Mat m' e dhanë ngadalë;*
*më ruajtin në sy me ëmbëlsi:*
*"Sa të duash, fol ti ni!".*

234. *"Jatrën ditë qeva Frasnitë:*
*më kish marrë ngullia vit.*[1]
*Ngjitsha ndaj* ***Shën Mërisë*** *Këtje* ***Lartë,***
*kur, prej s'largu, e pe mbarë*

235. *"mbi një gur mikun Pisar*
*Sepmarien, një burrë ar.*
*edhe ai, kur më pa,*
*u rrangar e të gjitha la.*[2]

236. "U *qafuam si vëllezër drejt,*
*se ish ndjenjë e vërtetë;*
*ture ecur të dy nën krah,*
*ndiejim zëmrat fryjtur gas.*

237. *"Zanë e ëmbël, ditur Mat,*
*kjo kënaqësi edhe ky gas*
*kishin shënjë dhe shijim*
*t'gjëravet çë largu vijnë.*

238. *"Isha i lumë, e zëmra le*
*fjuturonej; bënur hje*
*motit vjetër, motit shkuar*
*ç'ish i tashëm, gjithmonë vluar;*

239. *"si e jetës frymë, bëgati*
*e pangarë ka e ngurta hri;*
*dritë për gJithmonë e çelur,*
*zjarr dashnije gjithherë dhezur.*

---

[1] *ngulli (a)* – malli (shën i red)
[2] *u rrangar* – vrapoi drejt meje, erdhi me vrap (shën i red)

240. *"E vërtet e hollë ngulli*
*ndieja n'zëmër plot butësi;*
*kështu, dje mbrëma, vajta prapë*
*po, Frasnitë, ndomos për pak.*

241. *"Bij shi fort; te nj'bibliotekë*
*ruaja libre, po shpejt shpejt,*
*bashkë me nj'profesor të ri;*
*kur ca vepra m'ranë nën sy*

242. *"t'ndjezot Bilotit; e fët brita:*
*"Ndër këto fleta dëlirë ë drita*
*fjalës parë, dhe të vërtetë,*
*mbi Arbrinë, çë s'gjëndet gjetkë!"*

243. *"Ëh! Po është mbushmendja juaj*
*dica arbëreshve shumë e huajl"*
*me shumë nderë e shumë poní*
*vrejti profesori i ri* .

244. *"O mungesë nderi e vrërta!*
*"Dijë"* pa *dritë,* pa *dijë vërteta!*
*O padijë horografisë,*
*etnologjisë, filologjisë*

245. *"pa të drejtin krahasim,*
çë *rrjeth* ka *i thelli, mirë njoftim*
*të* së *vjetrës gjuhë t'Misirit,*
*Hebraishtes dhe Hititës;*

246. "e *dicave, akoma, të vjetra*
*Folme shumë t'Asisë jugore*
*dhe t' asaj perëndimore,*
*vendeve t'Asisë lindore;*

247. *"ka Det Kaspi* e *mal Kafkasi,*
*ka gjithë malet Himalàit,*
*ku, te Koha Gurit, shkoi*
***Iliri** borë, luftoi* e *mësoi*

248. *"gjithve, dijë të **Shqipes-Dritë,***
*çë gjithkund rrënja* vrik
*vu,* e në *Misir,* e *lirë,*
*tërë* u *hap* si *diell mjezditë;*

249. *"si ka mijërat shenjë shqyrtuar*
*e me re thellë të studhjuar,*
*dëlirë, vërtetë t'urtit mbarë*
e *tërë duket udha-ar,*

250. *"e përshkuar ka Ilirët*
me më *t'mundshmen lufë të dhezë,*
*aqë shpërblimi* sa *mësimi'*
*përparuar kadalë* me *lesë".*

251. *Më ruajtin butë e u bënë më mbanë*
*Mat e urta e e mirza Zanë;*
*tue m'dëftuar zotrat shumë*
*të kunorës, m'thanë: "Rri i lumë,*

252. *"se këta zotra t'urtë bujarë*
*-PROLEGOMENËT më larë -*
*i dhanë liqë teorisë sate,*[1]
*ç'ë më e mbara, gati e saktë.*

253. *"S'ke t'idhnohesh pra, ti Zef,*
*se e dëlira, e mirë vërtetë*
*del si dielli në shesh, e vetë;*
*belbur rremja bëhet qetë".*

---

[1] *liqë* (arbërisht) – të drejtë, arsye (shën i red)

254. U *gëzuan te rrethi burrat,*
*si, me dritë, kunorës lulat.*
*Njetër zot më dëftoi Zana*
*e ky afër na erth mbana.*

255. *Ish* **De** *Rada, i math këngëtari,*
*rrethuar kryet t'bukur lari,* [1)]
*fle tash dritme ngJyrë zmeraldi,*
*sytë xixëlluar si padamari.*

256. *Më dha dorën; ja shtrëngova.*
*Fët gjithë veprat tij kujtova:*
*"Anmaria Kominiate",*
*"Milosaun" edhe t'jatra.*

257. *Vepra shumë të këtij poetike*
*më ranë në mend, dhe "Gramatika*
*Shqipes", dhe çdolloj shumë,*
*çë rininë m' e bënë të lumë.*

258. *Prana t'tjerët shkuan po gjithë,*
*një e një, lehtë e vrik:*
***Variboba,** i hollë këngëtar;* [2)]
*të Shën Mërisë, me vjershe mbarë,*

259. *gjellën këndoi me zëmër, nder,* [3)]
*me fjalë t'ëmbel; dhe pëlqyer*
*ndonjë kallzim t' Jisuit jetë*
*me dashni të thellëm drejtë.*

---

[1)] Jeronim De Rada (1814-1903) - nga Makia Albaneze; më i madhi poet arbëresh. (Krh. E. GIORDANO, *vep. cit.*).

[2)] Jul Variboba (1724-1788) - prift dhe poet nga S. Xhorxho Albaneze.

[3)] *gjellë-a* : në arbërisht ka kuptimin : jetë-a (shën i red)

260. ***Zef Skiro***, *dishëm shkrimtar,*[1]
*çë këngëtar qe edhe hajdhjar:*
*shkruajti shumë e shumë këndoi*
*me pendë art, po çdolloj*

261. *Pas këti;, njetër këngëtar:*
***Ndon Santori***, *prift murgar,*[2]
*çë këndoi e shkruajti mirë*
*gjëra ndryshe, me pendë-hir*

262. *themesh shumë, me shumë mjeshtri,*
*me t'hollë jonë e me tepëri*
*ëmbël butë, me thellësi,*
*mendja sjellë gjithherë Arbrisë.*

263. ***Mihal Markiano***,[3]
*ç'studhime mbi filologjinë, kuptime*
*t'Shqipes shkruajti, i shkoi afër*
*shumë vërtetës dhe kaq tepër.*

264. *Pas këtij*, ***Serembe***[4]
*(lalë e nip bashkë i pe);*
*shkuan akoma:* ***Stratiko***[5]
***me Gavril DARËN***, *një për një.*[6]

---

[1] Zef Skiroi (1865-1927) - poet dhe shkrimtar nga Piana degli Albanezi.

[2] Anton Santori (1819-1894) - murg françeskan nga S. Katerina Albaneze; poet, romancier, dramaturg. (Krh. E. GIORDANO, *vep. cit.*).

[3] Mikele Markiano (1860-1921) - kritik dhe etnograf nga Makia Albaneze

[4] [5] ) Zef Serembe (1843-1891) - poet nga San Kozmo Albaneze; Kozmo Serembe (1879-1938), nip i tij, shkrimtar dhe gjuhëtar

[5] Vinçenc Stratikò (1822-1885) - poet nga Lungro.

[6] Gavril Dara (i Riu) (1826-1885) - poet nga Palaco Adriano

265. ***Mandala Kristina*** [1] *e* ***Mashi,*** [2]
***Parapunja*** *ynë i dashmi;* [3]
***Anselm Lloreqi*** *e* ***Ribeku,*** [4]
*edhe shumë e shumë të tjerë.*

266. *Pleq e t'rritur, dukshin gjithë*
*burra t'rinj tridhjetetri*
*vitrash, gjithë t'Jisuit kohë,*
*se kjo ë moshë trimnisë më e fortë.*

267. *Kjo ë mosha e caktuar*
*tek Theologjia e çmuar*
*t'Shën Tumazit - për të mirët,*
*te ringjallja ç'vjen me dritë,*

268. *Për një cast më e le*
*u bë drita; Zana e re*
*ëmëroi zotrat e gjithë* ***"gjè"***
*u përgjegjtin me hare.*

269. *Gjegjur ëmrat, qënën mirë*
*e rëndësinë kuptoja dëlirë*
*të atyrve burra t'shquar;*
*ndryshe pak si kisha mënduar.*

270. *Menjëherë u bë heshtim:*
*ndihej mëxij e jona frymë,*
*ajthi çë ka mali vinej*
*e ç'i butë mbi lëmin binej;*

271. *Ziqes ëzë, ç'ka degat qitej*
*të lulëzuara e qiellit ngjitej,*
*fjuturuar e dashme, e leftë,*
*vej e vinej e gëzuar e shpejtë.*

---

[1] Kristina Mandalà (1856-1919) - noveliste nga Piana degli Albanezi.
[2] Ëngjëll Mashi (1758-1821) - historian nga S. Sofia d'Epiri.
[3] Akile Parapunja (1855-1883) - poet nga Ejanina
[4] Anselm Lorekio (1843-1924) - nga Palagori, poet dhe gazetar.
Agustin Ribeko (1867-1928) - poet nga Specano Albaneze

272. *Heshti ëza e, pas pakë,*
*zu e foli e urta Mat:*
*"Zotra, motër, vëllau Zef*
*për meritën tuaj e gjet*

273. *"udhën* ***Ilirisë*** *vërtetë;*
*të s'parës* ***gjuhë*** *(shqipja), drejtë*
*kruan - pas studimi t'gjat;*
*ç' ai kërkoi ditë e natë"*

274. *Sytë ligjëreshës sonë dritësuar*
*hidhnin mijë inxhi t'kulluar,*
*mijë vetima, e, tue folur,*
*dija e saj e pasosur*

275. *më buthtohej, më tërhiqnej,*
*edhe hiri i saj na dritnej,*
*mbushur zëmra diturie,*
*butë e ndalë edhe ngullie.*

276. *Ruajta Zanën për një ças*
*e kjo, e butë, pak m'u qas:*
*m'u duk qielli më i ngjyruar,*
*fjala Matës më e kulluar.*

277. *Kjo akoma flit me ne*
*me fjalë ditur, me fjalë re:*
*"T'farës sonë, farës-borë,*
*ju çë gjithë bëni kunorë*

278. *"Mua, Zanës, vëllaut Zef,*
*kini falë mirë e shpesh.*
*Po, pas juve, dija u hap;*
*kroi ynë u bë më i qartë.*



**THOT**-i, një nga perënditë më të lashta të Egjyptit, perëndia e dijes dhe krijuesi i hieroglifeve, është me origjinë **PELLAZGE** (iliro-shqiptare, siç e klasifikon autori i veprës.)

Ky është në thelb zbulimi jashtëzakonshëm albanologut të shquar italo-arbëresh, prof. **Xhuzepe Katapanos**, që parashtrohet në këtë libër mjaft tërheqës, sepse del nga kuadri i një vepre të zakonshme shkencore.

Me një gjuhë sa të përpiktë, aq edhe të thjeshtë e të kuptueshme për të gjithë, shoqëruar nga përjetime, kujtime dhe madje lirikë poetike, prof. Katapano përball një nga problemet thelbësore që përherë e më shumë po spikasin në fushën e albanologjisë në veçanti dhe të historisë europiane e botërore në përgjithësi: asaj të paraardhësve më të lashtë të 3 kulturave që konsiderohen baza e qytetërimit tonë egjyptiane, greke dhe romake.

Sa vjen e më shumë studiues po i identifikojnë këta parardhës në popujt **PELLAZGË**, banorët e stërlashtë të gjithë Mesdheut dhe që u përhapën deri në skajet më të largëta të kontinentit euro-aziatik.

Prof. **Xhuzepe Katapano**, me veprat e tij "Thot-i fliste shqip -1984" dhe "Lashtësia e gjuhës shqipe 1988", është padyshim një nga figurat që kanë kontribuar ndieshëm për ndriçimin e disa prej "mistereve" të lashtësisë sonë, e cila është mbuluar qëllimisht me pluhurin e shkatërrimit dhe të harresës.

**ÇMIMI: 700 LEKË**